**Këto dorëshkrime flasin për kohen e luftes, periudhën e arratisjes dhe të burgosjes të z. HYSNI SHABAN SALIAJ,si dhe shumë të tjerëve të citët e kushtuan jetën e tyre për një demokraci të vërtetë.**

## ***PARATHËNIE***

Botimi i këtyre shkrimeve është domosdoshmëri për shoqërinë e sotme, për tu njohur me vuajtjet e mijëra njerëzve: burgimet, persekutimet, internimet, si dhe shkeljen e të drejtave të njeriut.

**Hysni Shaban Saliaj** lindi më 17.05.1921 në Ngracan të Mallakastrës, në një familje të varfër por me tradita. Rininë e tij ai e kaloi me armë në dorë për të mbrojtur fshatin, krahinën e tij dhe gjithë popullin Shqiptar nga pushtuesit e huaj. U përkushtua, si shumë të tjerë për liri dhe atdhetarizëm, pasi e dinte se një ditë erresira do të zhdukej. Autori e hodhi në letër jetën e nacionalistëve të vërtetë, për ta mësuar brezat e ardhshëm.

Po shkruaj mbi kujtimet e jetes time:

***Hysni Shaban Saliaj***, lindur me 1921 ne Katundin Ngraçan, Mallakaster. Babai im me sakrifica kish blere 60 (gjashtedhjete) dynym toke, 80 rrenje ullinje dhe nje sasi te madhe lisa me hardhi (rrush). Çdo vit merrte 150 kv rrush. Kishte verselitur nje sasi blete, kish nje bujqesi te mire dhe une qysh ne vogeli vija me bageti, i ndihmoja ne bujqesi. Shkollen fillore e mbarova ketu ne Ngraçan. Babai im ka lindur me 1878 dhe vdiq me 5 Shkurt 1976 ne oren 4. Une isha ne kampin e Spacit,ne Mirdite, i denuar. Ushtrine e kishte bere ne Turqi, dhe kish marre pjese ne luften e Vlores me shume fshatare e Mallakastriote.

**"Viti 1942"**

**Me 7 Prill 1939**, Italia Fashiste e okupoi atdheun tone, Flamurit Shqiptare i vuri shpaten e Fashizmit. Nga viti 1941 filloi levizja e hapur kunder Italise me gjithe qe kjo levizje nuk u shua, vazhdoje qysh diten qe hyri Italia Fashiste, Ne luften Italo-Greke haeshin dy grupe Nacionalistet me Komunistet. Nacionalistet thoshin jo, per arsye se, "Nazizmi kish aleancen ne ate kohe me Stalinin". Komunistet thoshin se: "Gjermania e Italia bejne nje lufte te drejte kunder Anglise e Frances per arsye se keto kane gjithe boten Koloni dhe Italine e Gjermanine si lene te nxjerrin jashte kufirit te tyre as syrin dhe Gjermanise i kane marre shume toka". Por kur u hap lufta midis Rusise e Gjermanise atehere urdherin e Stalinit u hapen lufte Italianeve.

**Nga fillimi I vitit 1942** filloi organizatori yne Tefik Sabri Cfiri, ky kishte shoke dhe bere vella Riza Heko Ngraçani. Bashke te dy keta me moren mua dhe Neshat Aliun nga Metohu, dhe u takuam me Haki Ballshin e me Besim Belishoven. Keshtu filluam te zmadhoheshim. I morem me radhe te gjithe katundet e Mallakastres, e u ngjitem ne katundet e Tepelenes, u hodhem nga ana e Deshnices ne Skrapar, ne Nahien e siperme te Beratit, zbritem ne Nahien e poshtme te Beratit, u hodhem ne Myzeqe, te gjithe pa perjashtim ne katundet e Myzeqese. Keta udheheqesit e mi gjithmone benin takime e merrnin udhezime nga Skender Muço Tragjazi e nga Abaz Ermeni. Mbasi mbaruam Myzeqene u hodhem ne Kavaje, katundet e Peqinit, ne fushat e Elbasanit dhe ne katundet e Gramshit.
**Erdhi vera e vitit 1942**.Ne te hyre te vjeshtes i detyruam Italianet ti braktisnin postat e karabinierise dhe te mblidheshin ne Ballsh, ku qendruam pak kohe. I detyruam ta linin dhe Ballshin, shkuan ne Fier, por Patosin e kishin nen kontrollin e tyre, e kishin fortifikuar, beton arme, rrethuar me tela me gjemba me tanqe e artileri. Çeta jone Nacionaliste e Mallakastres u zmadhua shume dhe u forcua mjaft. Populli ishte i gjithe me ne, me perjashtim te nje krimineli “Isa Toska” me ca harixhinj, qe ishte me fashizmin dhe bente çnderime e vrasje. Ne ishim ne bashkepunim me komunistet ne lufte kunder okupatorit Italian dhe qe partite te ishin se bashku ne

Parlament. Kush te kishte vota me shume formonte qeverine. Keto ishin dhe fjalet qe thoshin komunistet, "Çdo organizim ishte bere se bashku" por doli ndryshe, keta na genjyen sa bene organizimin, sa hodhen disa fshatra ne dore. Fjala ishte qe Flamure te qendronte ai i Skenderbeut dhe jo te vihej ylli i kuq se per ne njesoj ishte si shpata e Fashizmit dhe ylli i kuq i Komunizmit. E hoqen fare zhgaben dy krenare dhe mbajten vetem yllin,keshtu filloi lufta e ftohte midis nesh dhe komunisteve. Me udheheqesit tane ishte edhe Eqerem Shefqet Peshkopia nga Visoka me origjine Gjirokastrit. Ky kishte mbaruar shkollen e Hulcit ne Kavaje, ishte mjaft i dashur dhe me kulture. Udheheqesit tane na jepnin porosi te mos hynim shume thelle me komunistat se ata kane te gjithe shkollen e mesme, kurse juve jeni me fillore. Viti 1942 muajt e fundit filluam ti binin Patosit por nuk i benim dot gje. Ai ishte fortifikuar me beton arme e me tela me gjemba, rrethuar me tanke, topa te çdo lloji, kalibri. Kurse ne kishim nga nje pushke me pak fisheke, dikush pushke Turke, disa austriake, disa Italiane, qei kishin marre nga fronti Italo-grek. Une kisha blere nje mitrolose 'brenda' i lehte Italian dhe e kisha qejfe shume.

**Fundi i 1942 fillimi i 1943,** tani filloi lufta ne vijen e frontit me Italianet. Çdo dite ata na sulmonin me rregjimente me arme te renda, me aeroplane por ishte e kot per ata se ne nuk i linim te nxirrnin as syrin nga

llogoret e tyre. Ne Janar 1943 sulmuam qafen e Koshovices. Kur kollonat e ushtrise ishin perqendruar aty, dogjem mjaft makina, zume disa arme dhe ca Italiane robe, edhe posten e Levanit e dogjem. Karabinieret nuk i vrame. Vepronim ne Mallakaster e ne Myzeqe, e preme rrugen Roskovece-Berat, por nga Roskoveci ne Fier ishin depot kryesore te Italise qe ishin vendosur qysh ne luften Italo-greke. Ne fillim te muajit Shkurt 1943 u zmadhua çeta, nga grupe u krijua çeta e madhe Nacionaliste e Mallakastres. Nga data 11 deri ne dt.13 Mars 1943 Italianet grumbulluan forca te medha Patos, Luare, Zhares, çeta jone qendronte ne shkembin e Rozhdies, brenda ne fshatin e Rozhdies, tek varri i gjate. Fshati ishte shperngulur i tere kishin shkuar ne fshatrat e siperme, Italianet sulmuan ne tre drejtime me gjithe banden tradhetare te Isa Toskes, ne drejtimin Rusinj-Patos, Zhares-Kuqar, Luar-Siqece. Duke rene drita e dt. 11 Mars 1943 filloi lufta me nje ushtri te rregullt.Une isha mitroliere, e gjithe çeta kishte nje mitroliere, kisha hipur ne nje ulli shume te trashe. Filloi lufta. Ne ndodheshim te gjithe ne mes te ullinjve, pame se mbi majat e ullinjve vinte nje lloj predhe dhe sa zinte ne ulli pellciste, me zbriten shoket nga ulliri, sulmuam por Italianet u thyene shpejte dhe shkuan ne llogoret e tyre. Kete lloj arme se njihnim fare. Çfare arme ishte?! Ne dt. 12 Mars 1943 Italianet sulmuan perseri por prape pa sukses, u terhoqen ne llogore. Me dt. 12 Mars ne darke na vjen nje çete komuniste me Xhelal Staranecken i cili

komandonte per ndihmen tone dhe me 13 Mars 1942 duke rene drita ne mengjes Italianet i dyfishuan forcat e tyre dhe sulmuan ne tre drejtime, Patos-Rusinje, Zhares-Kuqar dhe Luar-Siqece prapa kraheve tona ku ndodhesh çeta komuniste. Keta komunistet hodhen vetem nje batare dhe iken pa na lajmeruar , me qellime qe ne te zhdukeshim. Ne me gjithe se u tradhetuam nga Komunistet sulmuam drejtimin Patos-Rusinje, vendi nga sulmuam ne quhet varri i gjate. U perleshem me Italianet uniforma e tyre permbante germen (m). Ketu na u vra Jashar Sulo Cakrani, u plagos ndihmesi im Braçe Nexhip Çela nga Ngraçani, Nazif Muk Saliaj (Ngraçan). Meta Dane Meci (Riban). Hyme ne mes te Italianeve, ata e humben fare, ne nuk kishim rruge dalje mbrapa, vetem perpara, gjetem shume kufoma te vrara. Une i mora nje togeri revolverin "Beret kaliber 9". Zume dhe nje murtaje dhe shume pushke. U terhoqem ne Rusinje-Visoke-Grençie-Lofkent, kur u mblodhem pame se kishim zene 83 (tetedhjete e tre) arme. Gjithesecili nga ne ia kishte marre te vrarit. Rreth 30 minutave te terheqjes tone erdhen bombarduset Italiane dhe nuk lane pylle pa e bombarduar. Diten e dyte shkuam ne Cakran e varrosem Jasharin. Diten e trete u mblodh çeta me gjithe udheheqesit e komandantet, per kete arme qe ne se kishim pare dhe as e dinim se si zbrazesh. Njeri thoshte keshtu e tjetri thoshte ashtu, "ju fute predha me koke poshte plasi murtaja u be

cope-cope”. U plagose rende ne koke Shyqo Visoka ju hap kafka e kokes………..

**Fundi i Shkurtit 1945** me urdherin e Tefik Sfirit e Besim Belishoves u dorezuam une, Shyqo Kula nga Sfiri, Qani Ymeri nga Ngraçani dhe Riza Heko nga Ngraçani i cili kishte marre garanci nga disa udheheqes Komunista si Qamil Hamzua nga Fratari etj. Na moren dhe na çuan ne Vlore prej aty na derguan ne Tirane. Mua me hodhen ne repart pune, pune te detyruar bashke me Italianet qe ishin rober. Komunistet na rrinin mbi koke, ofendime, sharje 16 ore pune. Mbas ca kohe u tradhetua Tefik Sfiri nga Qaniu, i gjithe fisi i Toranjakeve te Katundit Kurjan, Roskovec dhe me vone Besim Belishova, duke qene vet i trete rane ne nje perpjekje te forte, vete u plagos ne krahun e djathte shume rende, u shpartalluan u bene te tre nje nga nje. Feçorrin e zune vellezerit e tij ne gjume. Shefqet Hasani erdhi tek kunati i tij ne katundin Vlosht,ne kete kohe lajmeruan Brigaden e nentembedhjete e rrethuan dhe ai vrau veten. Besimi duke qene i plagosur shkon te çobanet e Peshtanit te vogel, Fier. Ata e mbajne shume mire, por atij me vone i mbushet mendja dhe u thote atyre se do iki. Iku vajti tek i vellai i tij me hajmali Seit Plyku. Seiti kishte vellane e tij Banush Plykun, komuniste, komandant batalioni, ketu i hodhen hilaç gjumi i nderruan armet, ia dhane te sabotuara dhe e zune te gjalle. Te gjitha keto fjale mi tha Iljas Ahmeti nga

Konispoli i cili kishte qene shefi i sigurimit i komunizmit ne ato kohera, tani ishte ne burg me mua. Ne Mallakaster ishte caktuar Brigata e 19, vajza e djem minoritare pushkatonin nga nje per fshat, kopaçia ishte e panderprere, grave u fusnin macet ne breke. Une dhe shoket e mi qe ishim gjoja ushtare po me pune te detyruar, ne vitin 1945 ne dy tre dite kapnin nga 2-3 dhe na mblidhnin ne dhe i pushkatonin keta, pa gjyq,  ata qe donin te rrezonin komunistet. Ne vjeshten e vitit 1945 filluan gjyqet ne çdo krahine te Shqiperise. Filloi pushkatimi pa u nderprere, perendia e di se mijra u pushkatuan ne kete kohe. Dhe tre komandantet e mi, Tefik Sfiri dhe Riza Heko Ngraçani u pushkatuan, Besim Belishova u vare ne litare duke kenduar Hymnin e Flamurit. Braçe Plepi nga Kumani dhe Mane Buzi nga Kallmi tek dera e burgut te Beratit, duke kenduar hymnin e Flamurit e keshtu me qindra e me mijra shoke. Une isha ushtar ne repartin e punes, oficeret i kishim nga te Zogut, se ata ishin specialista, mblidhnim predha dhe  arme te çdo lloji. Ato qe ishin per tu varrosur i fusnim ne dhe, te tjerat i çonim ne depo, benim çdo lloje pune. Oficerat na njohen se kush ishim ne te vertet dhe mua me donin shume, me keshillonin gjithmone, keta ishin Isuf Bruzi, Dibrane, Isa Mebelli nga Kadipashajt e Lushnjes, Nazmi Metau, Lushnje. Gjate kohes time ne ushtri sekretari i repartit ishte Ramadan Voka nga Shtiçajt e Lunes, Rrethi Kukes, e kisha shume shok, me vone u arratis me gjithe familjen ne Jugosllavi prej

andej shkoi ne Belgjike. Mua s'me pati faj, me kerkoj te shkoja, por mua me dukesh sikur ne do e rrezonim Komunizmin nga brenda. Ky ishte vazhdim i vitit 1946, ne vitin 1945-1946 ne Tirane ishin misionet Anglo-Amerikane, flamuret e tyre valonin, me mijra amerikane e anglez shetisnin poshte e larte. Ne shpresonim se do nderhyjne Aleatet do behet me plebishite, me shume parti te lira, bisedonim me njeri-tjetrin per te ikur jashte shtetit, pastaj thoshim jo, se jemi shqipetar e kockat tona, duhet te treten ne Shqiperi.

Ne vitin 1946 ne Shtator-Tetor misionet Amerikano-angleze u debuan nga Shqiperia, dy shoke i kisha ne arrati, Mehmet Ymer Peshtani dhe Safet Abazi nga Çorrushi. Mbaja gjithmone lidhje me ta, nepermjet Kodhel Peshtanit, por te dy keta shoke dhe Haki Veizi nga Usoja, hanin e pinin me njerezit tane. Isha ushtare ne Librazhde kisha dy kapedane te Zogut, Isa Mebelli dhe Isuf Bruzi, keta te dy kishin nje shok, i cili kishte qene major i Zogut. Tani ishte ne lirim afer Librazhdit, emrin s'ia mbaj mend, u zbulua dhe u pushkatua, por keta si nxori. Une kisha nje shoke e quanin Met Qytyku nga katundi Polis i Librazhdit, ky kishte shume shoke ne arrati. Ne ishim punetoret e ngarkim - shkarkimit gjithmone i nxirrja pushke, fisheke, bomba dhe ky ua çonte atyre. Na çonin ne Struge vinte treni me materiale, ne e shkarkonim dhe ngarkonim makinat dhe vinim ne Shqiperi. Shume

shoke vazhdonin te arrestoheshin, pushkatoheshin ose denoheshin neper burgje.

Meqe ne Mallakaster u shtrengua, Mehmet Peshtani shkoi tek kusherinjte e tij, ata e tradhetuan, e lidhen por shoku i tij Safet Abazi ishte jashte dhe i ra deres, e theu, hyri brenda, u vuri pushken atyre dhe e liroi Mehmetin, e mori me vete dhe Kodhel Hamiti nga Peshtani u arrestua. Qendroi pak dite dhe e liroi sigurimi. Ata dyshuan patjeter, kishte marre angazhine per ti zene, por ata iken jashte shtetit, une mbeta vetem, kisha dhe nje shoke ne arrati, Sabri Malaj, Shkrevani, Berat. Une kisha dhe nje shoke ne Gjorme te Krujes, e quanin Smail Hasani, i cili kishte dy kushurinj te pare ne arrati, djem teze nga katundet e Shijakut, te cilit i çoja municione, i plotesoja ndonje nevoje. Nje shoku im Ali Qazimi nga Fratari i Mallakastres ishte i arratisur qendronte ne Shkoder tek nje shtepi, emrin e te cilit nuk ia di. Aliu ishte takuar mjaft here me mua, se une bashke me shoke punonim ne Milot, Shkoder, Tirane, Durres, Elbasan, Librazhd e ne çdo vend. Ushqimin e hanim ne çdo repart qe ndodhej me afer, rralle dhe ndonjehere edhe afer policis na gatuanin. Nje dite fundi i vitit 1946 ishim ne Librazhd vendosem qe te arratiseshim me nje grup shokesh per ne Greqi. Kapiten Isa Mebelli nga Lushnja na zbuloi, na thirri nje nga nje.

Mua me tha se çfare kisha dhe sa persona kisha ne shtepi, i thashe jam vet i 17-te, nje xhaxha e kam ne burg. Me pyeti nese kisha femra te reja ne shtepi dhe i thashe se kisha vetem nje moter, por e fejuar. Me tha se po u arratise, motren komunistet ta bejne kurve, me pahir. Une i thashe se i them babait ta martoje shpejte, ai me tha:" Mire kjo, por kur juve te vini ne Greqi, Asfalia greke do ju beje spiune te Greqise, gjaku juaj humbet kot". Ata do ju bejne dhe pa deshiren tuaj, kjo mu fiksua ne mendjen time deri diten qe perfundova ne burg. Prisnim nga dita ne dite qe ne Shqiperi te rrezohej komunizmi, por ndryshe ndodhi, çdo dite ne oret e mbremjes veshet i mbaja prane radios se kapitenit.Ne ishim punetor pasi mbaronim punen ishim te lire. Me pakice ishin oficeret e Zogut, ndonje spiune ne e njihnim dhe normen ua benim. Une degjoja radio Londren, Italia fliste shqip, ky ishte ushqimi im. Kisha nje shoke ne katundet e Beratit ne arrati Sabri Malo Skrevani, i cili per hasmeri personale ne kohen e Zogut kishte shkuar ne katundet e Vlores. Emrin e kishte kthyer Veli, ne kohen e luftes u hodh me Ballin, ishte i denuar nga komunistet. Ne vitin 1945 e kapen ne Fier, e futen ne burg, por aty per aty komandanti i trupave dhe i burgut, Rexhep Gjiriti e liroi, nuk e di perse, duke thene se nuk ishte ai. E njihte mire

Sabrine ky komandant. Sabriu qendroi deri ne vitin 1952 ne arrati,me pas u kap, u denua me vdekje. Ju fal jeta por mbas 18 vjet burg ai vdiq ne burg. Ne vitin 1948 nga Korriku u be mbledhja tek vidhi Sinos ne Panahore nen kryesine e Mehmet Ymer Peshtanit dhe te Safet Abazit nga Çorrushi. U mblodhen nga Ngracani, Sfiri, Panahori, ketu u thote Shyqo Kula nga Sfiri, Mehmet Peshtanit dhe Safet Abazit, se ka njerez te Koçi Xoxes qe duan te bejne takim me ju si P.sh. Xhevit Qerimi. Ata u pergjigjen se Xhevit Qerimi ishte komunist i 1942 ka qene kryetar Lokaliteti i thane, i thuaj Xhevitit, ka shnderuar motrat tona, dhe I dhane fakte me emra dhe kush ishin personat qe ai kish kapur me vone, kur vajten ta arrestonin, Shyqo Kula u arratis dhe ne perpjekje u vra ne drizen e Kurjanit; Nje dite nga dita qe une e prisja me domosdo erdhen t'me arrestonin dhe mua ne perpjekje me forcat u dolla dhe u arratisa ne male, por lidhjen e kisha keputur me shoket e mi, u takova vetem njehere me njerezit e Koçi Xoxos me te cilet une nuk mund te rrija se vete shoket e mi i kishin ndermuar dhe Zyra Sfiri e veja e Komandantit tim, Tefik Sfirit me kish thene kur te jesh me dy ose tre shok do ta vrisni per arsye nderi se ai, me tha Zyraja ne familjet Nacionaliste nuk ka lene gje pa bere prandaj me tha ajo ta kam lene amanet ta

plotesoni kete amanet ai qe te ngalet I fundit djalin e Tefikut e kam shok te ngushte Flamur Sfirin. Zyraja ishte si mema ime mu lut te mos ikni jashte se u fusin si spiune dhe burri mu vra por mos, t'me vritet dhe djali. Une se mora ku u arratisa se do kishte rreziqe se neve brenda ishim te arratisur por per çdo dite per çdo nate ne per prita, Debora e shira ne male. Me keta qe u takova ishin Xhevit Qerimi kryetar Lokaliteti dhe njeriu i Kocit, dhe tani ne arrati bente shderime dhe s'linte mullinj e shtepi pa vjedhur ishte dhe Alush Veizi nga Peshtani i vogel i Fierit, familje Komuniste ky dhe vellezerit e tij nuk kishin lene poshtersi pa bere. Nuk mund te qendroja une me keta vendosa qendrova vetem ne arrati ne Dimer e ne vere e ne shi, ne akull e debore, shoket e mi iken jashte shtetit u kthyen prape mbas nje viti dhe vinin tek motra ime ne katundi Galin ne Berat, por ata nuk me nxirnin se e dinin mos ishin njerzit e sigurimit te Komunizmit vete Mehmet Peshtani I kishte vajtur motres time, tre (3) here ishte takuar me te por ajo nuk nxori heren e fundit I kishte thene na e humbe vellane tone Hysnine sme pati faj shoku. Ma vrane me daten 03 Nentor 1949 kish arratisur Safet Abazi nga Italia kishin zbritur ne Seman me Anije. Nga dt. 03 Nentor deri me 01 Shkurt 1949 kishte qendruar tek Muharrem Beqiri ne Çorrush. Une isha ne

malin e Shpiragut gjithe naten kunder ajroret e Sazanit, te Patosit e te Kuçoves nuk kishin pushime, çdo mengjes kalonte nje aeroplan Amerikan, hynte ne Sazan, Patos mbi malin e Shpiragut, Kuçove e shkonte ne drejtim te Korçes, une e shikoja me dylbi, dukej shume bukur. Dylbit ma sillnin fare afer, une takohesha me shume njerez, por bazen kryesore nuk e tregoja, shume djem me kerkonin per te ardhur me mua dhe nuk dija çfare tu thoja. Motra, kunati e miq te tjere me thoshin, se Safet Abazi po me kerkonte çdo dite, ai ishte I lidhur me sigurimin dhe mund te me kapte, me thoshin qe nese ndodhte, une te mos genjeja. Une s'kisha si te beja lidhje me Safetin derisa baza ime nuk me nxirte. Muharrem Beqiri nga Çorrushi kish mik te familjes Beqar Ademin nga Mbjeshova. Beqari kishte mik kunatin tim Qamil Xhindin ishte gje e lehte por keta mendonin se mos ndoshta ai ishte i sigurimit dhe nuk me spiunonin. Safet Abazi me kerkonte vetem mua perse nuk kerkonte Xhevitin, Alushin dhe Kodhelin, perse mua me kishte shoke ata si kishte asgje? Ai iku me 01 Shkurt 1949, Xheviti me shoke u vra me 13 Shkurt ne Greshice. Ne vitin 1956 isha ne Kampin e Rinasit, fusha e Aviacionit Tirane, erdhi i burgosur Muharrem Beqiri nga Çorrushi, i cili kishte mbajtur Safetin 3 muaj,

erdhi me kerkoje mua, ishte plake, per here te pare me peshtyu ne surrat dhe me pas me kapi ne qafe dhe me puthi dhe qau, me foli per gjithcka, me tha se cdo dite e dergonte Safeti per te me kerkuar mua. Me tha se shkonte ne katundin Mbjeshova te Beratit tek Beqar Ademi, ai e kishte mik kunatin tim, Qamil Xhindin, por ata nuk te nxirnin me tha Muharrem Beqiri. Alush Fetau nga Greshica ishte shoku yne por zakonet e Shqiptarit atehere nuk te prisnin ne bese dhe ai nuk i preu ne bese deri sa u vra dhe vet pavaresisht se ata ishin te Koçit dhe te ulet nga ana morale. Alushi ishte shume besnike, i sinqert dhe trim, shume i ndershem. Qendroja ne pyjet e Lofkendit, vinte nje kontroll i madh, ushtria, policia dhe civila te armatosur rash ne nje perpjekje te forte, u dola nga rrethimi qe me kishin bere, por fuqia ishte e madhe, mbasi u largova vura dylbite, shikova, ishin larg, u dola anash dhe qendrova mbrapa, se une e dija taktiken e tyre, benin udhetime naten ktheheshin prape atje ku ishin nisur ne mengjes dhe humbnin , benin vetem prita naten dhe diten rrinin fshehur ne pyll. Binin shira te medha, sa me njomej dhe gjuha ne goje, por vija dhe futesha ne ndonje kasolle me kashte qe ishte afer ndonje poste te policise sepse atje nuk u shkonte mendja, se cdo mullari me kashte, me lepushka, apo kasolle u binin me automatic apo

mitroloze, kontrollonin vrimat e shkembenjve dhe zinin prita rreth shtepive, ishin tortura te forta, populli nuk te denonconte kurre por torturat e komunizmit ishin te tmerrshme. Gjithmone do rrije 2-3 dite pa buke. Naten ai qe levizte vritej. Ne qofte se ndonje i larget e zinte nata do bente zjarre e do rrinte me zjarre ndezur. Kjo pune ishte gjithmone e vazhdueshme, nje nate kaloja ne nje pyll ne lagjen time, dola ne nje qafe, quhet ara e Ndreut, shikoje 2 metro para meje 3 vet, shefi I policise bashke me 2 n/oficera me nje sharse gjermane, por nuk kishin nga ktheheshin,i kisha une ne kontrolle. Levizjen me te vogel te benin une i haja me nje bresheri automatiku ndenja pak u hoqa mbrapa hyra ne pyll, ky kish qene Hysen Kapllani nga katundi Gjerbes i Mallakastres, kam shume raste per tu treguar por keto nuk mbarohen kurre me te shkruar. Nje rast kasha 6 dite pa buke i futur ne nje vend afer atyre qe si kerkonte qeveria. Ishte dimer i madh fillimi i Janarit 1950, lashe armet mora vetem revolverin me 7 karikatore, kisha nje pako 320 fishek nja 5 bomba nje çante Egleze ne kurriz nji sfurk kashte ne dore se ne rrethin e Beratit nuk ishte e ndaluar te qerkullonin njerez naten. Ne udhetimin qe bera ne drejtim te Beratit i kisha hipur siper prokurorit te fshatit ai ruante per gja, mua me njihte, une bera lojen time

sikur shkova ne drejtim te Beratit u ktheva nga Mbreshtani vajta ne nje shtepi, burrat ishin ne nje dasem aty afer u ngroha pak, ishte dimer shume i forte, u them atyre grave me beni nje sherbet pekmezi te ngrohte, ato me thane se komunizmi po kerkon qe te pjelle toka veze, gjalpe, leshe, etj. Me mbushen torben me buke dhe u nisa ne drejtimin qe kisha, ardhur te Galines, por prekurori menjehere kish vajtur ne posten e Beratit kish lajmeruar, ishte shkulur gjith policia, civila, ushtare kishte bere rrethim Galinen dhe Staroven, se ne Starove kisha dajot e nenes, kur hyra ne fundin e fshatit u futa prites se pare, nuk me njohu dot se une isha me rroba ushtarake po ato 4-5 dite me pare ishin liruar ushtare prej atij fshati, pak me larte po vinte patrulla prej 3 (tre) veta, u mendova te merja armet dylbite e gunen por e kuptova se isha i rrethuar shume rende, pritat dyshuan, u alarmua gjendja u hodha ne nje gardh iu drejtova nje shtepie, ata po me shikonin kjo shtepi kishte nje qen te madh e shume te forte, ju drejtova qenit dhe e çova nga zinxhiri qe ti hante, forcat e komunizmit e humben drejtimin nga une kjo shtepi ishte e vellezerve Hamit dhe Lame Toraj Galin, atehere s’kisha ç’te te beja, iu drejtova kaçatorrit i cili ishte me pushke por ishte ne dijeni per mua se e kishte mik kunatin tim, hyra ne shtepi. Familja e tij mi tha te gjitha

gjerat, tha se ajo i kishte folur prokurorit i kishte thene: “Mortja pse s’te ha çiften e revolen me vete pse s’e vrave, ai i ish pergjigjur; me hodhi hien dhe nuk pata guxim ti shtija.[Dimri shume i forte, po dobesohesha, gjithmone perjashta ne shi e debore] Ndenja brenda deri nje ore ne te gdhire hyri dhe hena atehere i thashe familjes Zirk Zyberaj. Nxirre viçat dhe futi ne hasell, dhe shiko a ka prita para portes, ashtu beri, u kthye dhe me tha se s’ka prita, atehere une u nisa barkas dola nga vendi i pritave, u ngjita ne majen e malit Shpirag, ne darke me sollen dylbit, pushken dhe gunen. Ketu ne fisin e Torajve te Galines ishte nje grua plake, Qamil Xhindi e kishte motren e babait, e cila ishte 85 vjeçe, e quanin Tabene ishte e mire. Une rrija ne malin e Shpiragut, me deboren e rregullova se kisha nje mushama italiane qe e hidhja mbi vete, mbushej me bore, ngrihesha dhe e shkundja dhe eres i vija nje shkemb para por keq ishte me shiun, shiu te njome kembe e koke dhe s’ke asnje mundesi ti besh derman. Nje dite dimri, Janari, u bllokova shume keq nga raumatizma me mbajti ne vend, u them njerezve te mi do me gjeni nje vrime te futem ata me thane se eshte vrima e Lakuriqit te Shpiragut ne drejtim te katundit Mistrovice, por atje rrine xhindet me thane ata, une u thashe aman se dua te takohem me xhindet, u mbusha

mendjen, erdhi Shyqo Xhindi i vellai i Qamilit ne mal erdhi diten, kur u erresua me shpuri ke ‘vrima e Lakuriqit’ ky ishte çun i vogel e dinte mire vendin, zbritem shume avash se beheshe copa copa ,ne hyrje ishte shume e vogel por brenda shume e madhe sa te rrinin 300 dhi, me pas fillonte e ngushte dhe thelle nga mezi i Shpiragut dilte ne keneten e Konesbaltes, brenda kishte ç’dolloj malukati e ç’dolloj shpende edhe Lakuriq nate, behej nje zhurme shume e madhe, prandaj kishin frike njerezit dhe thoshin se ka xhinde. Kur hyra ne dere gjeta ujkun ai su tremb fare nga ne dhe nuk luajti por kerciste dhembet me sa fuqi qe kishte une revolen ne dore por s’mund te shtija se behej alarme, forcat ishin afer, çunin e kisha dhe hyme tutje ne thellesi, ujku mbeti tek dera ne mengjes kur u gdhi fare, çuni doli ne rruge kaloi malin dhe iku ne shtepi. Kunati im kishte nje nene shume te mire te mencur ia kalonte nje burri te mire, te ciles i ishte vrare nje djale kur u shpinin buke partizaneve ia kish vrare Gjermani dhe ishte familje deshmori dhe i ati i Qamilit Tajar Grepçen, sekretarin e pare te Beratit e kish kusheri nga halla, i erdhen ne shtepi, sekretari i pare, kryetari i sigurimit Sabri Sevrani dhe nje officer madhor nga ministria e brendeshme dhe i thane Bajames nenes se Qamilit dhe Qamilit vet: “Qamil I thane ne do

te djegim shtepine, familjen do e çojme ne internim, ti do arratisesh me Hysni Shabanin, se Hysniu ka kredie dhe njihet me te gjithe njerezit e Ballit Kombetar kete e kerkon e mira e partise dhe e Atdheut" denglat e tyre por keta u pergjigjen se neve nuk e gjejme dot Hysniun. Xhaxhai im qe ishte ne burg si kundershtare i komunizmit kishte bere nje vella ne katundin Mistrovic te Beratit mik hakikati qysh nga viti1924 kur kishin qene ne ushtri ky ishte njeriu i gjithe fisit tone, prinderit e mi ishin ne kampet e internimit bashke me gjithe dy shtepite e xhaxhallareve, keta ishin te ndare nga babai im, por per inat se ishin ballista. Ky 'mik' vellai i xhaxhait, i quajtur Hekuran Muharrem Merkaj nga Mistrovica e Beratit, fshat i cili gjithmone flitesh nga pleqte se ka bere tredhetira, na hiqesh shume mik i ngusht dhe nena e tij Harushe Merkaj mua me ndihmonte shume me ushqime me rroba edhe djali I tij Muharrem Hekuran Merkaj me kish ndihmuar shume. Une nuk kisha as nje dyshim nga kjo familje dhe vet Hekurani ishte takuar me qindra here me mua, gjate kesaj kohe po te donin me kishin rrethuar e me kishin vrare brenda ne shpelle, ne shtepine e tyre nuk kisha hyre asnjehere sa kisha qene ne arrati, jo se ruhesha nga ata,por kisha vendosur qe edhe po te vritesha por te vritesha jo brenda ne shtepi, por

jashte. Nga reumatizma isha bllokuar ne krahun e majte dhe gjurin e majte, doja te merrja dhe gazeten se kisha degjuar se vdiq Mitat Frasheri. Me 3 Prill 1950 e pashe Hekuran Merkaj po mbyllte dhente, kasollen e kishte larg nga shtepia ishte nate i vajta e takova e porosita per ca ilaçe dhe per gazeten, me tha mire, mu lut shume dhe me mori brenda ne shtepi do me bente per te ngrene por mua nuk me hahej gje dhe nuk hengra, ndenja 20 minuta, ai me tha neser mbrema hajde te marresh gazeten dhe ilaçet . Te nesermen me date 4 Prill 1950 mbasi u erresua i vajta ne shtepi me futi brenda me dha disa gazeta te datave te ndryshme dhe ilaçet, tani me çoi nje tase te madh me pershesh me qumesht te ngrohte, une i arratisur, me mall Shpiragu me bore e me bresher mbushur, i mberdhitur dhe i mallengjyer per nje gjelle te nxehte dhe duke patur besim se shqiptari nuk e tradheton mikun e shokun e hengra persheshin me qumesht dhe nuk kam ditur gje mbrapa, vetem se nje ore para se te binte drita jam permendur ndjeva, shikoje i lidhur duart me tela perpara kembet me litare lidhur nga fundi kembeve deri ne mes, s'kishte gje me te keqe, fillova dhe shaja e humba gjykimin ndenja pak e pashe se djalit te Muharremit I vinte keq por nuk kishte kuptuar gje, shikoj ne dhome Hekuranin, Tefikun, Aliun, Sabriun, keta ishin

kushurinjte e pare te tij dhe tre te panjohur keta ishin fshatar te tij, me vone e mora vesh nje e quanin Dane Agua e nje e quanin Baki kishte dhene nje moter ne fshatin tim e kish marre Tajar Lulo Çela njerit nuk ia di emrin, I cili u solle me keq me mua, shikoj ne qoshene shtepise armet e mia, une isha enjtur shume, Hekurani u tha atyre do e zgjidhim nga kembet se mos na vdes, dhe ashtu bene me zgjidhen kembet tani shikoj se mund t'u ikja, i thashe Hekuranit perse nuk me rrethove t'me vrisje po me zure te gjalle, jo me tha une te kam nip do te vij dhe ne takime ne burg, se po te vrisja do hyja ne hasmeri, ne kete kohe i thashe djalit te tij Muharremit, te me sillte pak uje, me pruri uje, piva me zore per te mos e kuptuar ata I thash te me hapte deren dhe ai I shkreti ma hapi deren ishte akoma nate, ata se kishin fare mendjen aty, por ne keto sekonda po remonin armet Hekurani u tha atyre te mos remonin revolen se I ka fisheket brenda kjo ishte revole ruse nuk dinin t'ia nxirnin karikatoren. Ketu e humba fare, po te kisha dale ne dere u ika dhe djali tij do vinte me mua se e kishte me grua tjeter dhe nuk sillej mire me te, por ia hodha e kapa revolen me duar te lidhura ata 7 burra te gjithe bertisnin o, o, o, dhe te gjithe duart e tyre kishin kapur revolverin asnjerit si vinte mendja t'me kapte mua prap pata mundesi t'u ikja por

mu mbushe mendja se do ua merrja dhe ti vrisja ne vend, atehere me kapen mua me bene zap, une duart I kisha te lidhura me lidhen dhe kembet dhe me tha Dane Agua: “paske bere gjyna se po te kishe ikur shpetove po doje te na vrisje neve’, kete e kishte thene dhe ne nje dasem se Hysniu per trim qe trim por qe shume budalla dhe une vete jam ne mendjen e tij se qesh budalla. Muharremi me tha se dhe mbasi hengre persheshin dhe i humbe ndjenjat ata te lane koken me shkume sapuni per te qene me te sigurt. Tani ra drita me nisen nga gryka e Rakoves per ne uren e Hasan Beut, [tani ura vajgurore] lidhur duart para me tela me litaret e kalit per mezi dhe nje lakthe ne gryke me mbante Tefiku per litari, litari i gjate hedhur nje mushama italiane per siper e cila ishte mushamaja ime, tre veta me pushke me shoqeronin. Kur vajtem ne fund te kenetes Konesbaltes shikova me gjysem syri Tefiku here e mblidhte litarin here e leshonte nga krahu ne nje second ia hoqa litarin dhe u ika ai bertiti ata qelluan po me kot une ika alearmi u hap, gjithe fshatrat ne kembe Vokopola, Skrevani, Mistrovice, u rrethova keq i lidhur isha, perpara me dolli nje çobane me nja 200 dele i bertiten te gjithe nga larg, kape, kape ai jashte vullnetit te tij me kapi por une prap i shpetoja se e kuptoja qe ai s’donte t’me mbante,

keshtu u afrua rrethimi me kapen, me nxoren ne rrugen kryesore, aty vjen nje oficer i sigurimit i quajtur Jaho Turku nga Lushnja i tha mikut tim pse e keni bere me gjak apo mos bete ndonje burreri, pul te ngordhur hengre, preve nipin tend ne bese, me mori oficeri ne dorezim me dy n/oficera me futen te dy krahet njeri ne nje ane tjetri ne anen tjeter dhe me tha: ti Hysni ke ndermend qe te hidhesh ne lume, por ne nuk te leme, me hodhen pertej ures vajgurore ne posten e policies aty me hipen ne maqine me çuan ne degen e puneve te brendeshme ne vendin ku ishin çezmat e ujit, gjithe diten ne uje ku edhe gjuha ne goje mu njome, drejte zyres kryetarit te deges, deren e kishin hapur une i shikoja nga vrima e çelesit dhe degjova i tha ne telefon komandantit te postes paftalit, arrestoni Qamil Xhindin, atehere iu luta Zotit. O Zot, me mba mendjen qe mos te futet njeri ne burg prej meje, aty qendrova deri ne akshem atehere me thirren ne zyren e kryetarit, kryetari me nje komision prej 6 vetash me moren ne pyetje ku ke ngrene buke u pergjigja ne gryken e pushkes, Hysni me tha Kryetari ti e di se i arratisuri pa nje baze kryesore nuk mund te rroje, po; ju pergjigja qe baza ime kryesore ishte Harushe Muharrem Merkaj, nena e Hekuran Merkaj u binden me fakte, po mire me tha kryetari Sabri Servani po tek motra nuk ke vajtur, jo i thashe,

kur isha I pa arratisur kam qene, po nuk u besoja se ishin familje deshmori dhe me arme, pyll nuk kishte Shpiragu nga ana e Beratit dhe patjeter qeveria atje e kishte piksynimin e saj patjeter do diktohesha dhe ata nuk me qasnin dhe une nuk doja qe te futesh njeri ne burg nga une se nena e Hekuranit eshte 75 vjeçe kush e fut ne burg ate.

Si te ushqente, me thane me gjelle te ngrohte, u thoshte dhe me thoshte, se sa te jem une gjalle te mbaje une vetem djemeve mos u del ne sy se mi fut qeveria ne burg ose te kapin ty me thoshte e ema e Hekuranit. Komisioni me kryetarin u binden, mbajten shenimet, me moren me çuan ne birucen e burgut me futen brenda ne çimendo. Sa hyra brenda u mbusha me morra, diten e 4-t erdhen nga Fieri e me mori n/kryetari i deges puneve te brendeshme Lulo Hyseni nga Corrushi i Mallakastres, hyri brenda kishte 2 police nxori hekurat e kovaçit qe shtrengohen me vida, me tha ke ikur dy here pa te shohim mi shtrengoi sa mendova se u thyhen te dyja duart, mi hodhi armet ne qafe, ishte data 8 prill 1950 dita e shtune behej pazar ne Berat mendova t'I drejtohesha lumit por mbas 20 minutash nuk isha me ne gjendje. sa me zi qenroja ne kembe, me shkuan per mes pazarit qe t'me shihte populli, dy policet me mbanin per krahu, me nxoren jashte pazarit me hipen ne nje maqine te mbyllur, por kishte dhe njerez te tjere, ketu ishte nje nuse e re qe po me shante; i poshter me thoshte se

turperova Mehmet Shehun. Ishte nje Tetar qe me shoqeronte po i mire emrin nuk ia di, i tha shoku Aspirant foli nuses tende te pushoje, çfare ti bej i thashe, s'mu durua dhe nxora disa fjale te ndyra nga goja ime, shkuam ne Lushnje qendruam, me futen ne nje oborr te sigurimit, aty qendroja nga turpi se kisha mbaruar, ishte vetem ky tetari me mua e pa qe une po mbaroja shikoi njehere rreth e qark u sigurua mire me shpejtesine e madhe, erdhi e mi liroje duart ne masa, mbas pak me nisen per ne Fier, vajtem ne Fier sapo vajtem u futa brenda ne koridor nuk mbeti asnje nga te sigurimit apo te policies e te komitetit te partise pa ardhur une I njihja te gjithe i kisha pare me dylbi çdo dite kur prishnin bletet e mia nga 300 cope qe pata mbeten 50 se nderhyri nji mik Meçan Hajdari nga Panahori, kur thernin dhite apo dhente kur merrnin rrush apo domate, u thosha ti ke therur filan dhi, laruke, ti tjetri ke therur koke zezen e me radhe ata mbeteshin te habitur njeri tha do kete pasur njeri brenda qe ia ka thene por une iu pergjigja, a mashalla i thashe qenke i mençur, pse fytyrat tuaja ai mi tregoi.
Me moren e me futen ne nevojtoren e Lilmacit keto ishin shtepite e nje tregetari te Fierit. Aty gjeta nje njeri me gjak nga duart e surrati, mua mi shtrenguan shume duart ne kocke e kembet lidhur dhe me nje tel mi lidhinin kembe e duar bashke mbrapa, ky personi qe gjeta mu paraqit se gjoja ishte Bato Mystehaku nga Cakrani. Ketu ne birucat e Fierit kisha nje shok qe isha rritur me te bashke me dhen e me dhi, ky ishte

Velo Idrizi nga katundi Panahor por ky ishte ne birucat e politikaneve. Ishte Selfo Binua nga Vlora, por ishin te dy shoke dhe e dergoje marshall Velua nga Panahori menjehere marshall Selfon I cili ishte officer roje per birucat tona, sa hyri ne biruce dhe me tha o, o, o, more te dy deputetet e Mallakastres Hysni Ngraçani me Hysni Patozin une e dija mire se Hysni Patozi ishte spiune me damke dhe me shkeli syrin mua atehere une thirra me veten time o Zot i madh, o Zot me ruaj mendjen mos te fus njeri ne burg mbas 30 minuta na nxoren nje nga nje per nevoje kur une mbeta vetem hyri marshall Velua nga Panahori me tha te hengert mortja mos u ruaj nga ne po ruaju nga te burgosurit se ata jane spiune dhe blene e ia japin sigurimit. E mblodha veten se nuk dija kur gje per keto pune dhe mos te kishin qene keta dy marshall qe thasheme larte do kisha futur 300 veta ne burg, ndenja 24 ore ne biruce ku pata oficera roje keta 2 marshalla. Dhane dorezimet iken, na erdhi Ismail Rama, me origjine Kollobordas rrinte ne Elbasan, nje trup gjate, esmer, ky bente torturat me çnjerezore, kembe e duar lidhur mbrapa shtrenguar deri ne kocke nuk kishe gjume as nate as dite, ky Ismail Rama ia dorezonte nje tjetri, e quanin Seit ishte nga Kopreneka e Skraparit te dy keta ishin bisha te egra, nuk me nxirnin ne nevoje, nevojen qofte te madhen apo te hollen e beja ne breke, buke me jepnin 300gr misri e haja duke qene i shtrire per çimento mbas 48 oresh vinte marshall Selfo Binua me zgjithte me shpinte ne nevoje, me shpinte ne

biruce mi lithte duart perpara, mbasi njerezit e mi, prinderit e gjithe te tjeret ishin ne internim s'kishte kush t'me vinte as per ndonje rrobe as per ushqime ky marshall brithte neper biruca u thoshte te burgosurve qe te jepnin ndonje ndihme per ate kolegun tuaj dhe mblidhte ndihme e mi binte mua, se ne biruca ishim 96 veta ne ate kohe. 24 oret e ketij njeriu ishin shpetim. Shkoje Prilli, Maji, Qershori, deri me date 14 Korrik ne festen e Poçemit ne Mallakaster erdhi Bilbil Klosi me thirri ne zyre ate dite ishte oficer Ismail Rama u verthe u be dyll mendoi se mos e kisha timin, me pyeti me njeh mua? oo s'me njeh me me tha, i thashe te njoh kush je, jeni Bilo Klosi I thashe, te kane rrahur me pyeti, i thashe me mire t'me rrahin 100 here ne dite se sa me bejne keto tortura. Çfare me tha, duar e kembe lidhur mbrapa e shtrenguar deri ne kocke dhe krahu i majte mu paralizua i thashe, nevojen e beje ne te mbathura i thashe njeri nuk me shpie ne nevojtore, do merrem vesh me tha, mos eshte urdheri komandes , me vone kembet mi zgjidhen por avazin tjeter e vazhdonin. Hetues kisha n/kryetarin e deges puneve te mbrendeshme Lulo Hysenin nga Corrushi I Mallakastres, shume njeri i lig ne shpirt kerkonte shume gjera por une therrisja me veten time, o Zot me mbash mendjen te mos fus njeri ne burg. Kryetar dege ishte Avni Vilcani nga Korça, me thirri ne zyre ishte bashke me sekretarin e pare te Fierit Sokrat Bufin me pyeten per disa gjera qe une nuk i dija, diten tjeter, me thirri vetem kryetari, brenda gjeta nje nuse, e i tha

kryetari asaj; e njeh kete njeri ajo ju pergjigj jo jo te keqen motra kete njeri se kam pare ndonjehere dhe e kam vella, ne kete dynja e ne ate dynja, por kush mund te kete qene ai I tha kryetari asaj, ajo ju pergjigj Xhevit Qerimin e kisha pare kur ai ishte punetor I sigurimit dhe kryetar I Lokalitetit e njihja ai merrte ne nje tjeter dhe kur me ç'nderonin mua, tha ajo. Xheviti e paraqiste shokun e tij se eshte Hysni Shabani, keshtu vazhdoje mbi 7-8 raste, u bera nevrik dhe fola keq por kryetari me tha Hysni mos u merzit se ne e njohim mire ndershmerine tende por per t'u mbushur mendjen ketyre vajzave e nuseve qe ai ka ç'nderuar, se ti nuk je ai Hysni qe ka paraqitur ai atyre. Po degjo Hysni me tha ai, ti me tha e ke maçokun e Ballit Kombetar ne bark dhe prêt çdo dite dhe çdo ore te vije Balli Kombetare, une nuk i fola fare. Per keto grate me thane ata marshallet dhe ma vone erdhen nga jashte ne burg se nje nuse ishte nga Ngjeqari burrin ia quanin Jashar, 2 vajza ishin Greke rrinin ne Drizen e Kurjanit, njera ishte nga Luku, nje ishte nuse, ishte nga Dukasi, çobanke etj, etj.

Hetuesia vazhdonte 3-4 here ne nate, me therrisnin 2-3 here diten, Lulo Hyseni nga Çorrushi n/kryetar dhe hetusi im shkruante si i donte qejfi, une nuk lexoja asgje me kerkonte dhe vrasjen e Feçor Hamitit nga Ngjeqari per te cilen une s'dija asgje per te.

Me 26 Gusht 1950 na nxorren ne gjyq ketu ishim me dyer te mbyllura ishte degjues Qemal Klosi vetem, ketu na vjen dhe Kodhel Peshtani me kembe te prera

ne nje perpjekje me forcat e sigurimit. Kryetar gjyqi kishim Vangjel Kocanin nga Himara dhe prokuror Sotir Spiron nga Fieri shume i poshter. Vazhdoi gjyqi, me pyeti kryetari pse nuk doje ti Hysni te ikje jashte shtetit, i thashe nuk me mbante zemra per arsye se ata greket apo jugosllavet mund te me benin spiune ose dorezonin kendej, kam shume i thashe une, kam vene firmen pa besuar asgje, se çfare ka shkruar ai hetuesi, me ka akuzuar se kam vrare Feçor Hamitin nga Ngjeqari, gje qe eshte krejt genjeshter, me ka shkruar se kam qene n/Toger me Ballin Kombetare dhe shume gjera te tjera, u ngrit prokurori e me thot; e ka qelluar njeri me trandafile?, une i thashe metodat e Qeverise jane ato qe po te jesh atje ku jam une thua qe me mire te pushkatohem sa me pare se sa te qendroje ketu. Gjykata ushtarake e Gjirokastres me denoje me pushkatim mua Barjam Gremin, Dule Gremin, Kodhel Hamiti, na moren e na shpune ne Vlore ne nje dhome thell nen dhe, notiste uje. Nje dite me pare kishin pushkatuar rreth 10 vete; Beqo Gjon Zeneli, Maliq Koshenen etj. Brenda 24 oreve u beme 20 veta; Jani Zbog, Jani Zgura, Gogo Dhrako, Mimi Rando te gjithe Himarjote, Mehmet Capo nga Dhermiu, Isa Isaku nga Ndroqi dhe Arqilea nga Himara etj. Ne kete kohe nje shoku im nga Fratari i Mallakastres Ali Qazimi ishte kapur ne Shkoder nuk e dite emrin e asaj familjeje, d.m.th. viti vere e 1950 menyra e kapjes: nje oficer i sigurimit kishte marre gruan ne lagjen e Ali Qazimit ne Fratar ne kete kohe ky oficer me familje

rrinte ne Shkoder, po ne kete kohe lagja e njohu, nje nuse i lajmeroi, u veshen 4 veta me rroba civile u bene si miq dhe ne befasi e kapen e çuan ne Gjirokaster e pushkatuan.
Denimi mu be me vdekje, me 26 Gusht 1950 dhe deri ne 26 Dhjetor 1950, d.m.th. 4 muaj i denuar me vdekje.
Pleqte dhe vellezerit, motrat dhe niprit e mi mbrapa i trajtonin keq shume, hiqnin krize te madhe per buke, lufte nga qeveria dhe nga njerzit e afert, per arsye se keta ishin shkaktaret nga ana ime qe gjoja dhe ata i zinte pak ai turpi, pleqte ne moshe te vjeter vellezerit te vegjel keshtu qe per veç luftes madhe apo prishjes se gjakut, kur i thirrnin neper zyra per detyrimet qe kishin per te shlyer shtetit, apo ndonje pune angari qe duhej bere ne ate kohe ne fshat, ndonje rruge apo ndonje kamine gelqere qe i duhesh qeverise. Keshtu qe dhe familja ime te zezen hoqi, mundoheshin te me ndihmonin dhe mua nga pak e me dergonin me shoket e tjere ndonje gje.
Dt. 26.12.1950 mu komunikua falja e jetes dhe me nxoren ne oborrin e burgut ku kisha dhe xhaxhane tim, qelloi ne orarin ku te burgosurit kishin oren e daljes, u derdhen te gjithe te burgosurit me nderruan me dhane rroba te reja me te trupit me te fjetjes, bera banje me caktuan ne dhomen nr. 4, ku atje kisha dhe shoke mjafte, nder ta ishte dhe Fatosh Kokoshi nga Vlora me te cilin njihesha shume mire gjate kohes kur ishim ne çeta, ky me keshilloje shume, si njeri me

culture e i pjekur si ne moshe ashtu dhe ne vuajtje. Ketu kishim nje lek buke me 7-8-9 kokrra orizi ose makarona, kishim 1 ore paradite 1 ore mbasdite liri dalje ne oborr, kjo ishte per larje te syve, tesha, nevoje personale. Ishin 400 burra, ishim shume shtrenguar kur ktheheshim ne gjume, do ngriheshe njehere ne kembe atehere do bije ne krahun tjeter. Ketu vazhdova deri me 20 Gusht 1952, mu bene 20 muaj ne dhomen ne.4 dhe 9 muaj ne birucat e sigurimit,kur isha i denuar me vdekje, gjithsej mu bene 2 vjet e 5 muaj izolim. Me dt. 20 Gusht 1952 me shpune ne fushen e aviacionit ne Berat ne kampin Nr. 302 me komandant kampi Beqir Liçen, njeriu me i poshter, ketu ndodheshin dy operativ Jaho Turku, i cili me kish marre mua ne dorezim kur u ika ne keneten e Konesbaltes, dhe nje e quanin Jorgo, me thirren ne darke bashke me nje kolonel, une mendova se do me thoshin per tu bere spiune, ata me thane; a e di Hysni pse te kemi thirrur?, u pergjigja jo, degjo me thane njehere tu fal jeta nga presidiumi ne qofte se do besh ndonje veprim per tu arratisur nga kampi atehere nuk ke asgje vec se pushkatim. Kete une e dija forte mire, por une edhe sikur te me çoje vete nuk kisha fuqi te ikja se buka qe merrja nuk me dilte nje vakt. Diten e dyte me cuan ne nje brigate e cila furnizonte betonieret qe gatuanin betonin, mora tezgen me nje harixhi, por ky ishte shume i mire po cfare te bente ishte i fuqishem me vinte gjithmone para tezges, ngjiteshim drejte perpjete ne rrape, polici na rrinte me

nje hu ne dore, cdo njeri qe mund te pengonte nje second hapin, policet i binin me dru ku ta merrte. Ishim rreth 4500 vete, ne oren 1 mbas mesnate behej zgjimi nga policia, kalonte 30 minuteshi binin bilbilat per ne rresht te  gjelles, ora 4 mbas mes nate brigatat rreshtoheshin ne rresht per pune, fillonte numrimi ne porte dhe jashte portes, grumbulloheshin te burgosurit rrethuar me police, qente dhe kuajt se mos ikte ndonje i mbanin gati, nuk kishte norme, aty vinte deri dy e gjysem me tri norma, mezin nuk mund ta ndreq njehere, ne qofte se do vije pak zvarre do kishe pasoja te rrezikshme, lidhje me hekura deri ne mbarimin e punes, shkoje ne kamp te lidhnin afer rojes se jashtme me pushke ne telat e rrethimit me nje gjysem buke pa gjelle shi te binte bore te binte njeri nuk te zgjidhte, vinte dita tjeter prape ne pune, kjo pune ishte dy tre dite me radhe, me ne fund te fusnin ne biruce duke te lene me kemishe e me breke ne cimento me uje per 30 dite, kjo ishte masa e komunizmit, deri sa te vdisje. Vazhdova pak dite me zor duke arritur dhe duke u forcuar, buken shumica e hanin nje hofte d.m.th. nje vakte, kur e merrnin buken ne sportele deri sa vinin te kazani i gjelles buka kishte mbaruar e pinin gjellen dhe pastaj kur te vinte dita tjeter ne darke kishte buke, me te nesermen ne mengjes nje luge leng me 7 deri 8 kokrra oriz apo ndonje laker apo presh, kampit u jepnin gjoja ndonje rrobe, ata brigadieret apo rojet mua nuk me dhane, i dolla komandantit te kampit Beqir Licos perpara e i thashe; zoti komandant nuk

me dhane rroba, ai mu pergjigj ti i ke shoket ne Amerike dergoju atyre te dergojne ata, une i thashe me jep leje ti tu shkruaj une, Beqir Licoja shkurtabiq nje xhuxh ma xhuxh, mbas 20 vjet nga viti 70 perfundoj me nje turp te madh ne kampin e Belshit, por komunistat nuk e kane gje ceshtjen e nderit.
Kur mbaronte kazani, se cdo brigate kishte kazanin e vet, komandanti i brigates rrinte ne krye, i burgosur ishte dhe ky, kur merrte i fundit do ikte me vrap me gjithe guzhinierin, se disa dhjetra prisnin rrotull kazanit kush te hidhej i pari mbi kazanin per te marre ndonje fije makarone dhe ato qe binin ne toke i mblidhnin me gjithe dhe, e i hanin, mos harrojme se ishim edhe me ordineret. Shoku i punes qe punoja ne tezge mbas dy muaj me vdiq, trupin e kishte te madh mbi 40 vjec ishte pa ndihma, ketu vazhdova me pune deri me 17 Janar 1953. Na transferuan 400 veta na cuan ne Vlashuke ne kampin nr. 303. Na hipen ne makina lidhur duar per duar shtrenguar deri ne kocke dhe me zinxhira te gjate lidhur per mezi, per mes Kucoves ne uren e Kozares na shpune ne Vlashuke, ketu ishin 22 kazerma me derrasa hynte era nga njera ane delte ne tjetren, kazermat keshtu ishin gjithmone e ne cdo kamp.
Ketu ne Vlashuke, komandante kampi ishte Kamber Halili, Skrapalli kishte qene kapter xhandarmerie i mbretit Zog dhe komisar ishte Shyqyri Pojani nga katundet e Korces. Ndryshe ishte pak ketu nga kampet e tjera si ne Varibob Berat etj. ku cdo dite kishte

vdekje nga kopacja, per buke, nga biruca. Komisari i kampit Shyqyri Pojani i kishte vajtur ne zyre ministrit te brendshem Mehmet Shehut e i kishte thene se ne nuk fitojme dot me keto tortura punen qe duhet bere, duke i lene pa buke pa uje, pa takime me familjet, me kopace duke rrahur keta vdesin cdo dite dhe pune nuk behet fare, prandaj si thua ti?, i kishte thene Mehmet Shehut ky komisari, ai i ishte pergjigjur dhe kishte nxjerre nje urdher me shkrim dhe ua kishte shperndare gjithe kampeve por ne kampet e tjera as edhe ishte bere leshimi me i vogel. Ketu vazhdonim tunele dhe kanale te hapnim por me 21 metro thellesi, hedhie dheu ne skela e ne krye te skelave e merrnim me karroca dhe e conin ne nje te perpjete te madhe dhe e largonim shume larg, puna shume e rende, isha ne brigaten e 3 me police Sharqir Musan nga Çerma e Lushnjes shtepia e tij me poshte ures se Shkumbinit, e njihja babane e tij e quanin Riza ishte lundraxhi ishim hedhur gjithmone ne lundren e tij me Tefik Sfirin, Riza Heko Ngracanin, Besim Belishoven e me Hamit Matjanin nga Lushnja. Ky polic kerkonte te pinte gjak njeriu, ky nuk donte te dinte as per komandant e as per komisar, thoshte ose vdekje ose brigata e tij 200% nga mengjesi deri ne darke, mezin nuk mund ta ndreq dot as njehere, vec se pune per dite kishte, vdiqem per te grene, pune e rende dhe tortura por pak me ndryshe nga kampet e tjera ishte marre angazhim se duhej mbaruar ne 1 Maj 1953. Digen e lumit Devoll e kthyem dy dite para 1 Majit 1953, kanali perfundoi

por naten e fundit te Prillit, ne mesin e nates nje gjemim shume i madh, nje shi i papare ne mengjes kanali u gdhi i gjithe shesh, gjithe traret e derrasat ishin fundosur, erdhen nga Tirana shume te zemeruar na mblodhen e na thane se me date 13 Qershor 1953 ose perfundon kanali ose vdekja juaj menjehere. Prune forca te tjera nga kampe te tjera, nga Varibopi e nga Berati e beme me tre turne denimet e renda paradite ato pak me te letat turnin e dyte ata me denime te leta turn e trete shikojne te burgosurit nga Varibopi dhe ata te Beratit se ketu ishte shume me ndryshe se sa ne ato kampet e tjera. Vazhduam punen deri ne 10 Qershor 3 dite para angazhimit i njejti kiamet u be, atehere hoqen dore nga angazhimet, vazhduam gjithe Beharin deri ne Tetor nga mezi i Tetorit 1953 mbaruam kanalin e Vlashukut beme digen e lumit Devoll e kthyem ujin e Devollit ne keneten e Thanas, beme dhe kanalin vadites rreth kenetes Thanas e shpume 18 kilometra larg per te vaditur Myzeqene, atehere brigatat e kampit te varibobit dhe ato te Beratit shkuan ne per vendet e tyre, por ate dite qe do iknin ngulen kembe s'donin te iknin, duke thene se; nje qeveri eshte apo dy? Ne qeveri u be buje, i moren me force i cuan ne vendet e tyre. Une isha i ri ne moshe, shume i forte pa as nje semundje, por pa ndihma se prinderit e mi ishin pleq, u kthyen 8 muaj mbas kapjes time nga internimi une u kapa me 4 Prill 1950, ata u liruan ne muajin Nentor 1950. Kur kishin ardhur nuk kishin gjetur as nje dhi as

nje dele, as lope, as qete e ares, as hajvan pune, as pule e as zog. Rronin vetem me rrepica te egra. Keshtu qe vitet 1951-1952-1953 qene vite zie, thatesira shume te medha, komunizmi kerkonte nga detyrimet e tokes veze, gjalp, lesh, mish e shume gjera te tjera, vdisnin njerez per buke, une rroja me rracionin vetem pa as nje ndihme me merreshin kembet, kur binim poshte ne darke per gjume nuk besoja qe te gdhihesha, (ne mengjes) kur ngriheshim ne mengjes as nje nuk kishte shpresa se do kthehej i gjalle nga puna. Ketu ne kampin 303 na prune operativ kampi Toger Adem Skendon nga Kardhiqi i Gjirokastres, ishte Gusht 1953 kishte qene operativ ne kampin e Varibobit kishin vdekur me mijera njerez nga dora e tij. Ky oficer duke gjetur kampin pak te zbutur, filloi grindjen me komisarin e me komandantin, Adem Skendua Xhelati thoshte vec Enver Hoxhes nuk pyes per tjeter njeri, por ata ishin dy e ky nje dhe urdherin e Mehmetit e kishin e mundnin kete. Ne Tetor 1953 mbaruam punen ne Vlashuke shkuam ne Shtyllas te Fierit, atehere çfare beri ky xhelati organizoi spiunet e tij dhe ne takime, spiunet u jepnin letra familjeve te tyre te pa kontrolluara dhe ato ja jepnin operativit e pa qe nuk i mundi dot atehere organizoi nje komplote me anen e spiuneve duke qene dhe te tjere te pa diktuar, ndermjet ketyre u futen dhe njerez te ndershem u zgjat shume komploti, filloi vrima nga mezi i kazermes tunele nen dhe por telat ishin shume larg, te gjitha

keto ishin lojrat e sigurimit. Kur u zbulua ky i tha komandantit e komisarit para syve tane; ja keta jane miqte tuaj, kjo loje hyri ne vitin 1954. Ne vazhdonim punimet nga ura e Mifolit e deri ne bregdet dhe afer Radostines se Fierit. Dimer i forte balte shume e madhe, zbathur e lakuriq, ishim nja 200 metro para kampit tone ishte nje pellg i madhe me uje i thelle deri ne gjoks ketu ishte nje ure e nje perrua, dilte nje polic Llaneja nga Fratari i Mallakastres, darka-darkes dhe 3000 (tremije) burra i fuste ne pellg, ne kishim vajtur te gjithe ne buze te varrit sa me zi iknim rruges kur hynim ne kamp te gjithe uje nga koka deri tek kembet, ky polic zinte kete ure neve na kthente nga e majta e ures kur hynim per ne kamp. Vazhdonim ne vitn 1954 avash-avash, fuqine ne dore po e merrte Adem Skendua oficer, puna ishte larg, shkonim naten vinim ne kamp. Po vinte fund i vitit 1954 ne kete kohe ia leshoj vendin e ministrit te brendshem Mehmet Shehu Kadri Hazbiut me urdherin e Enver Hoxhes. Vazhdonin e liroheshin shume me ane te ndonje miku nga mbarimi i 1954 frenat e kampit i mori oficeri i sigurimit komisari e komandanti u transferuan, komandant erdhi kolonel Beqir Baja nga Elbasani. Tani Adem Skendua vuri shef te zyres teknike Bako Çiliçi ordiner malazes me banim ne Shkoder ky organizonte rrahje ne kamp, rrahje deri ne vrasje me thika. Me qe tuneli u zbulua ne Shtyllas, po ashtu u be dhe zbulimi dhe ne kampin e Tiranes, keto ishin lojat e sigurimit, ne kampin e Tiranes u bene dhe

pushkatime, nuk jam shume i sigurt deri ne 7 te burgosur ne dite, kurse tek  neve nuk bene pushkatime por u denuan me teper se 25 vet, arrestime u bene me shume se 100 veta. Bira u be nga mezi i kazermes ne katin e fundit, ishte nje ushtar grek ne katin e dyte ku ishte brigadier Zenel Bisha ordiner denuar 25 vjet per vjedhje kishte qene shofer. Dheu qe delte nga tuneli merresh me torba futesh nen kapotat dhe shkonte ne frontin e punes, ketu ishte ne dijeni dhe Doktor Sarafingua, grek, nje dite i thashe une; z. Doktor juve jeni me culture te larte une jam nje fshatar, por komunizmin une e njoh qe nga viti 1942 dhe kam luftuar dhembe per dhembe me keta, i di une se si jane keta prandaj, i thashe; keto jane lojrat e sigurimit. kur u zbulua dhe u bene gjyqet, doktorin nuk e nxorren, me vone me tha mua dhe dy tre shokeve te tjere, se une doctor Sarafingua jam grek, kisha shume pershtypje te keqe per shqiptaret por kesaj radhe i njoha se me te vertete paska burra shqiperia se nuk e nxorren asnjeri, per doktorin spiunet nuk dinin asgje se ky nuk kish marre pjese ne germime ose transporte dheu.

Une deri ne vjeshten e 1954 isha po thuaj pa as nje ndihme, babai me dergonte vellane sa per te pare dhe me dy kile ushqime, nuk kishin dhe lufta u be shume e madhe, ne shtator 1954 me erdhi vellai ne Shtyllas me tha; mos ki merak se sivjet na ra shi dhe misri u be, do lajme detyrimet dhe kemi per vete dhe do te ndihmojme dhe ty, por vetem miell misri dhe kripe se

vaj e te tjera nuk kemi se jane shtetezuar, une ju pergjigja asgje tjeter vec se miell e kripe. Vazhduam dhe dimrin 54-55 ne Shtyllas te Fierit dhe vazhdonim punimet deri ne uren e Mbrostarit, e gjithe ajo fushe! i bem kanalet kullues dhe kanalet vadites, nga Buzmadhi e Gjonea e Mallakastres e Varibobi, Levan, Fier, Ura e Mifolit, ne bregdetin e Semanit e ç’mban Lumi i Semanit, Ura e Mbrostarit nen Fier, Radostine, Hoxhare e gjithe Fusha e Myzeqese. Ketu kishim inxhinier te burgosur Niko Pogoni ishte grek, tregonte kur ishte me ushtrine greke, ishte duke udhetuar me autokollone u kishin bere prita komunistet dhe i kishin zene rob e kishin prure ne Shqiperi, ketu e futen ne burg me ne. Ne Qershor 1955 e rriten normen nga tre metro e shpune ne gjashte metro kub transport me karroce, ne balte e ne shi karrocen do e shtyje dhe normen do e beje, ose norme ose vdekje.

Nga Tetori 1954 deri ne Qershor 1955 babai me dergonte miell misri, e benim kacamake vetem me kripe, por e hanim me shoke, une kisha nje shok shume te ngushte nga Rajca e Qafe Thanes e quanin Halil Basha me kulture te mesme, teknik kishte qene ne kohen e Zogut e Italise, ishte shume i mire, fukara 6 femije te vegjel dhe gruan kishte, s’kishte njeri se kush ti vinte fare edhe letrat ralle i merte, me kete e haja kafshaten bashke, ishte nga katundi Rajce afer Qafe Thanes, qofte ne kampin e Beratit apo te Vlashnikut, Shtyllasit, Radostines. Uji ne kamp

s'kishte, vetem per kuzhinen ne pune mund te gjeje ndonje uje te keq.
Ne 20 Mars 1955 na hoqen nga Shtyllasi dhe ne shpune ne Radostine, ku prej ketej punonim ne te gjithe Myzeqene nga Ura e Mbrostarit te Fierit deri ne bregdet. I thame kenetat, beme kanale dhe mbaruam gjithe fushen, atehere me date 17 Qershor 1954 u pergatit transferimi.
5 dite para transferimit me erdhi babai dhe nena. Ne kete kohe babai im ishte 76 vjec. Me tha; 'Bir, une jam plake dhe nuk vij dot te te ndjek larg, prandaj ky eshte takimi i fundit", por mos u merakos, e mblodha pak veten, pak dhene, qete e ares nja dy lope, keshtu me tha nuk do te le te vdesesh nga uria. Komandant Beqir Baja na nxorri rreth 40 familje nje heresh per takime. Ne na uli pas telave dhe njerezit tane i uli ne anen tjeter. Na la rreth 30-40 minuta per takime. Ate dite u takuan me shume se 200 familje. Babai kishte prure 40 kilogram miell elbi. Me tha; bir, te kam prure 40 kilogram miell elbi, por eshte bluar pas farku. [Farke i thonim kur mulliri eshte kalitur dhe s'ka bluar njeri tjeter dhe brenda mund te gjeje gur, une iu pergjigja se, ne ku ta gjejme baba, se mbetem rruges. Ndersa babai me tha "Jam plake dhe nuk vij dot kaq larg". U bene disa transferime nga kampi ne kamp dhe kampi i Varibobit shkoi ne Zadrime kampi yne u nise per ne Rinas, hipem ne maqina gjithe sej 120 maqina, te burgosurit, policia, familjet e policis, dhe gjithe komandes, lopet, dhente, pulat, teshat e gjithe policis

dhe komandes dhe teshat tona. U nisem, kaluam ne uren e Rrogozhines dhe vajtem mbi katundin Katush te Kavajes, shkikojme se ishim maqinat e para dhe komandanti dha urdher per te ndaluar, fund i autokollones ishte akoma larg nga ura, ishim te lidhur, te dyja duart perpara dhe lidhur duar per duart me shoket, ketu lidhur me mua shikoj nje djale shume i forte kishte qene mesues e quanin Haxhi Hajçia nga Bilishti ky mu tregua i sinqerte me tha jam i porositur nga operativi Adem Skendua per ty se mos ikesh rruges, ishte denuar 10 vjet axhitacion, degjo Hysni me thote une lirohem na burgu dhe kembet e mia do ndalojne ne Amerike dhe ashtu beri, sa u lirua, naten mori nusen, prinderit e nuses i kishte afer, iken te dy familjet ne mes te nates, shtepine e kish ne kufi me Greqine babane e kishte ne Amerike. S'dinim se ku vinim, kur vajtem te kalaja e Pezes u kthyem per ne Rinas, vajtem ne fushen e Rinasit, na futen ne kamp, 3000 e ca burra, uje s'kishte, ishte muaji Qershor 1955. Na tha komandanti ketu do jemi me ndryshe eshte fushe aviacioni e bejne "Sovjetiket" tha ai ujin do e biem me maqina per te pire. Diten e dyte na nxorren ne pune. Ishte pyll shume i madh lisa, frasher, vidha shekullore, fusha e Toptanajve te Tiranes.

Norma shume e madhe por ne e benim se e kishim punen afer dhe shplodheshim, se ne kampet e tjera naten shkonim naten vinim ne kamp. Atehere çfare bene kthyen nje metode tjeter, zgjimin ne saba e benin ne 3 e gjysem ne ora 4 do ta kishe rregulluar krevatin

me disipline ushtarake dhe ne qofte se krevati ishte fare pak jo mire, 30 dite biruce, na ora 4 e mengjesit deri ne ora 8 e mbremjes nuk e shihje kazermen me sy. Brenda pak ditesh me vone futen nje nga katundet e Shkodres, propozoi e tha se deri ne oren 8 nuk zien mish i derrit, prandaj shtyheni orarin, e shpune deri ne ora 9 te mbremjes, 17 ore ne kembe. Binte shi, bore, ere, ne ishim perjashta mbasi mbaruam çpyllezimin vera e 1955 dhe Dimri 55-1956 atehere filloje transporti me vagona. Dimri 1955-1956 i pa pare kurre, shume shume i forte, ngrinin duart ne vagone. Fusha shume e gjere pa asnje mbrojtje dilte era ne malin e Taraboshit po asnje pengese na kapte, ne kishim vajtur te gjithe ne buzen e varrit, tani ishte razil te hante njeriu njerine nga uria, uria shume e tmerrshme, per ne te burgosurit beheshin varre per dite. Kaloje dimri 1956 erdhi vera e vitit 56 disiplina u shtrengua shume fare, vinim nga puna pa e ngrene mire buken bilbilat te gjitha teshat ne oborre kontroll shume i forte, kur ishin ne kanale benim 3-4 here ne jave kontroll, tani cdo nate kontroll, kontrolli vazhdonte deri naten vone rreth kazermave vune tabela me qellime qe te ngushtohej oborri, pa asnje mbrojtje qofte nga vapa apo sidomos nga te ftohtet, ishim ne vagonat transporte dheu, fusha ishte 3 kilometro e gjate dhe shume me e gjere, dheun e nxirrnim jashte fushes, shuma e rreshtit tone ishte 180 vagona dhe cdo vagone kishte numrin e vete, une e kisha numrin e vagonit 38. Ishte caktuar nje numerues

‘spiune’ qe numronte rruget shikonte numrat e vagonave, ishin mbushur me maje apo jo, vagoni merrte 60 cantim por ajo qe ishte me e keqe, se po ta lije pak firo ne darke ishe ne biruce. Birucat ishin shtruar me cimento mbuluar me llamarine e rreth me llamarine, hynte era nga andej dilte kendej, brenda ne biruce kishim cdo njeri nje kove me te pergete d.m.th. me nevoja, keto kova mbusheshin ne nevoja dhe ne behar zinin krimba, mbusheshin birucat me krimba e nevoja e trashe dhe urina beheshin toke, ishin kova te medha nuk hiqeshin kurre nga biruca dhe sa vete te ishin ne biruce aq kova do kishte brenda, kazermat ishin me derrasa hynte era dhe dilte. Ne mengjes ishte ngrice shume e madhe te binin duart mbi hekurin e vagonit hiqa nje pallto te vjeter e hidhja mbi vagone atehere zija vagonin me dore dhe e shtyja, rrotat e vagonit kishin ngrire shtyhej me shume zore kur vinte ora 11-12 shkrinte toka, mbyteshe ne balte, pa le kur binte shiu e bora, policia ne rresht me radhe po ta largoje vargonin nga vaga me teper se 2 metro, huri kishte krisur mbi trupin sa kishte fuqine, kishin zgjedhur 4 spiune te forte i ushqenin me mish, gjelle te mire, buke sa te donin nga kuzhina e te burgosurve dhe 2 i conin perpara ne balle 2 dy i conin mbrapa ne fundin e rreshtit, kur niseshin per tu ngarkuar dy te paret shkonin me shpejtesine me te madhe te tjeret ishin te detyruar te mos largonin asnje metro nga i pari se i pinte e zeza. Kur shkarkoheshin dy te fundit e shkarkonin ku t’iu donte qejfi dhe niseshin me

shpejtesine me te madhe. Po te donin te tjeret te mos i ndiqnin i hante ‘gjarperi’. Iku vera e vitit 1956 dhe erdhi vjeshta me ngjarjet e Hungarise. Krisi huri 100 fish me shume, dite e nate. Na ngrinin dhe ne mes te nates, vinin te ngrinin nga dysheku dhe te conin ne nje vend te vecante. Te lidhnin me duar prapa dhe 4-5 police dhe oficere te rrihnin sa te linin pa fryme. Ne veren e vitit 1956 erdhi ne kampin tone 303 ne Rinas, Zia Dibra. Ishte funksionar ne ambasaden Shqiptare ne Cekosllovaki dhe e futen ne zyren teknike nga ku komandonin te burgosurit. Aty kryheshin torturat me te medha me te burgosurit, raportonin direkt Byrone Politike spiunet te komunizmit per shume gjera, duke u thene se te burgosurit ordinere jane bere te gjithe armiq se shfrytezohen nga politikanet. Por me ne fund duke hipur ne nje ‘qiper’ raportuan Komanden dhe Ministrine e Brendshme me anen e te lireve qe punonin me ne. Atehere i transferuan ne kampin e Terbufit.

Ne dimrin 1956-1957 benim germime dhe sheshime ne fushe me te njejtat tortura. Vdiste njeriu duke shtyre vagonin. Tani polic Llaneja qe kishim ne Shtyllas iku, por kishim dy te tjere, nje e quanin Xhemil, nga bejleret e Imshtes te Lushnjes. Tjetrin e quanin Meco nga Kolonja e Korces. Xhemili ishte brenda ne kamp, ndersa Mecua per ne pune. Afer kampit ishte nje pellg me uje. Mecua me nje hu te madh ne dore pasi na benin kontrollin e hyrjes per ne kamp, ne kalonte permes ujit pastaj futeshim ne kamp.

Erdhi 1 Prill 1957 filloje betoni. Me dt. 7 Mars 1957 na ndane ordineret me nje ane dhe politikanet mbeten ne Rinas ordineret shkuan ne Zadrime, u bene dy kampe ne Zadrime 1 ordinere e 1 politikane, Tani mbetem vetem ne, na quanin armiq te komunizmit. Dt. 1 Prill filloi betoni sekonda nuk rrije dot, kontrolli shume i rrepte nje fije bare i vogel te gjendesh kishe turturat me te medha, cdo vagone kishte nje rrogoze qofte ne vape, shi, ere, bore, ngrice do rrinte mbi vagona te mbulonte cimenton. Vagoni do ikte shpejte, po te binte rrogozi ose te binte vagoni atehere ishte tortura me e madhe. Beheshin 2-3 police dhe te rrihnin me kopace. Filloi betonimi i pistes se Rinasit ne veren e vitit 1957 dimrin e 1957-1958. Aty e shikoje shokun qe vdiste duke shtyre vagonin. Kembet gjithe diten qendronin ne uje dhe ne kallkan. Do e caje kallkanin me kembe zbathur. Ne ate kohe nuk gjeje dot cizme. Nuk gjenin dot te liret jashte dhe jo ne te burgosurit. Keshtu qe ishim te detyruar te ecnim kembe zbathur. Gjate gjithe kesaj kohe as nje furnizim nuk erdhi ne kamp, as nje luge supe dhe as buke sa te haje nje here. Zarzavatet dhe kokrren e pemes kurre s’e shihje me sy. Ishim te mallengjyer te hanim nje koker yshyr ose domate.

Dhe gjithe qe ishim, te gjithe kundra komunizmit po prap spiunet pak ishin, po te hanin nder dhembe me anen e komandes, rrahje kishte shume kunder spiuneve, por edhe mos marreveshje te vogla midis

partive tona ballista, zogista dhe balli i ri e balli vjeter. Blloku indipent etj. etj.
Pranvera dhe Vera e vitit 1958 puna dhe torturat ishin po ato qe i kishim gjithmone vet e burgosurit kur ngryseshim nuk besonim se do te gdhieshim te gjalle, por njeriu rrojka me shpresa se he sot e he neser, se perendimi me Amerikanet ne krye nuk do ia lere ne dore komunistave, ka qene Dhjetor i 57 kur zbriti aeroplani Amirikane ne fushen e rinasit, isha duke shtytur vagonin me nje shok e quanin Çuman Çaçani kishte qene kapter Xhandarmerie ishte nga Permeti. Kur shikojme mbi koken tone, dha shenjat, pistes nuk i shin hequr shinat e vagonit, ne iknim perpara ai mbrapa nesh, kur iu afrua truprojes e ktheu krahun e avionit si zog nuk e vrau rojen, erdhi dhe qendroi afer betoniereve qe prodhonin betonin, aty e ktheu me njehere kur e ktheu i plasi nje gome, shume afer nesh ishin dy kapedan, nje oficer pune e quanin Xheladin nga permeti dhe nje oficer i rojeve te jashtme e quanin Zaim ishte nga Kukesi, Xheladini thoshte mos i bini, Kapedan Zaimi u thoshte rojeve ; zjarre, zjarre kjo vajti 30 minuta, piloti rrinte brenda ne gabine, zjarri su hap erdhi komandant Beqir Baja e mori, thirri nje inxhinier nga tanet perkthyes kish thene se me pesoi nje difekt avioni dhe si me afer u ktheva ketu, mbas nje ore e ca erdhi nje n/colonel me dy oficer me nje kaç te vogel zbriten ne fushe e moren aeroplanin Amerikan, duke shtytur ne e shpume tek dera e kampit aty erdhen Ruset e shkaterruan, kur erdhi

majori Amerikan qe te ikte mbas disa diteve e pa se aeroplani ishte luajtur u nevrikos e la dhe iku.
Ne muajin Qershor 1958 bera nje muaj biruce, se nje maqine qe sillte zhavorr betoniereve per betonin na prishi pak fare vagonin, kur u futa ne biruce ishte darke erret, brenda ishte dhe nje shok tjeter avash me tha ai shoku se mos bie ne kovat e nevojtores, po I thashe u ula, flinim kurriz me kurriz me te rrethuar me teneqe, shume vape e madhe biruca shume e ngushte te kembet tona guguzhinte nje zhurme e madhe prej dy kovave qe ishin me te perget, filluan e po me hanin krimat e nevojtores po une nuk shihja gje se ishte nate ne mengjes kur u gdhi pashe se isha mbuluar me gjakun e krimbave. 1 Qershor deri 30 Qershor 1958 me dt. 30 Qershor me nxoren nga biruca se kaq e kishin ligjin 30 dite biruce po te ktheje ndonje fjale te vogel te shtoheshin edhe 30 te tjera. Me tha n/komandanti ishte nga Peshtani i Fierit, ti Hysni prit te ngjallet Tefik Cfiri dhe te vij Kadri Cakrani nga Amerika, me cuan ne pune, ate muaj u zgjothe Presidenti Degolli ne France gjithe thoshin do nderhyje tek Presidenti Amerikes e do na çliroje Bota Perendimore. Vazhdova punen prap por i semure mbase 15 diteve shkuam shume shoke ne tirane qe kishim vajtur ne buzen e varrit, na shpune ne radio skopi çfare te shikoje, ishim te vdekur pa futur ne grope, erdhem ne kamp diten e dyte ne pune, me 25 Korrik 1958 u komunikua shume vetave nje pjese perjashtime ne burg e spital, dhe atje vdisnin. Mua

me disa shoke, me nje vit pushim, e gjithe shoqeria erdhen e na uruan, ne ishim duke vdekur na uronin per arsye te punes rende, mua dhe ca shoke te tjere na lane 3 muaj e 6 dite pushime me dt. 1 Nentor 1958 na nxoren ne pune, e ku do ankoheshe? Vazhduam punen me 15 Mars 1959 mbaruam fushen e Rinasit. Tani shkojme ne sanatoriumin e Tiranes, hodhem themelet, mua per dite me binte te fiket, ne dt. 20 Prill erdhi komisioni i doktoreve nxori te perjashtuar 30 veta une isha ne pune me binte te fiket pa ndienja, por dhe ne kete dite me kishin shpure shoket, une as qe kisha ndier gje, kishin vendosur perjashtim ndieva me vone me hipen ne maqine me shoket me çuan ne burg, as vizite tjeter, as spitale. Mbas 3 muaj me 18 Korrik 1959. U mbushe nje maqine e mbyllur me te burgosur edhe une bashke me ta nuk shihnim asgje dhe nuk dinim se ku shkonim. Mbas disa oreve shikojme se qendroi maqina mbas pak u hap dera e maqines shikojme se ishim ne kampin e Thumanes, makina mbushur plot me te vjellat tona. Zbritem, te gjithe shoket rreth 3000 burra me thonin me mire te kishe vdekur se sa te vije ketu. Te nesermen shkuam ne pune. Ishte larg, rreth 18 kilometra nga bregdeti e deri ne Mamurras. 18 kilometra larg thonin por vete perendia e di. Naten shkonim e naten vinim. Komandant Vangjel Rrembeci e njihte gjithe Shqiperia per krimet e tij. Prane nesh ishte dhe nje kamp ordinere me Xhipe Mersinin ne krye. Mbaruam ne Thumane dhe shkuam ne kampin e Lacit. Nga

Mamurrasi deri ne Milot e nxorrem kanalin ne lumin e Matit, qofte kanalin kullues qofte ate vadites. Uje nuk kishim as brenda as jashte kampit. Ku te gjenim ndonje kanal me uje te ndotur aty pinim. Mbaj mend nje rast. Siper nesh ishin fermat e derrave dhe ne pime nga uji i turbullt tek i cili laheshin derrat. Te kampi i Vangjel Rrembecit kishte nje metode tjeter. Kur binte shi i madh ishte balte dhe pushim nuk kishte, por karrocat i terhiqje ne menyre kolektive me kerraba. Njeri e hidhte kerraben ne perparset e karroces dhe ne supin e tij ndersa tjetri e shtynte nga pas. Kjo ishte nje lehtesi. Ne Lac, kampi ishte brenda ne kenete por e rrethuar me kanale. Nje nate ra nje shi i tmerrshem. U cane kanalet, kampi u mbyt. Per fat te keq dy dite me pare na ishte mbytur sektori i punes nga uji dhe mbi 45 veta ishin ne birruca. Donim te gjenim shkaktarin gjoja, por ata qe punonin u ndodhen ne krye dhe keshtu beme vetem birrucen. Por ate nate u ndodhem brenda dhe na mbyti uji. Birrucat ishin nen trupin e rojes dhe ne u detyruam te qendronim siper. Roja na bertiste. Erdhen dhe na morren nga mezi i nates. Erdhen motorpompat dhe e nxorren ujin, pastaj doli kampi jashte. Vjeshta e vitit 1959-1960. Kapiten Rexhepi nga Gjirokastra merrte shpirtra njeriu ndersa Major Vangjel Rrembeci bente lojra. Vera e vitit 1960 e kishin perfundimin e kenetave dhe kanaleve. Terburi dhe Bubullima mbaruan. Ne muajin Qershor 1960 na futen ne nje kanal qe ishte bere kohe me pare por qe kishte zene pyll. U zhveshem dhe u futem brenda. Aty

kishte cfaredo lloj malukati te ujit. Punuam 1 muaj brenda ne uje dhe ne balte dhe e mbaruam. Nje dite vjen nje veture legate e futet me shpejtesi te madhe nen trupin e rojes. Roja bertiti “Oficere roje” ishte Komisar Qemal Malaj nga Vlora. Shkoi tek makina dhe pastaj bertiti “Jane sovjetiket”. Ne ate kohe ne punonim ne Mamurras dhe nje pjese e xhadese ishte brenda rrethimit. Njerezit qe ndodheshin brenda ne veture na nxorren fotografi. Me vone thonin se e nxorren dhe ne film. Nje dite shkuan rreth 30 makina me ushtar te liruar te cilet kalonin duke bertitur. Aty ishte nje kthese sa dilnin karshi nesh dhe kur na pane heshten dhe u prishen ne fytyre. Ne Tetor 1960 u dhame fund kenetave dhe kanaleve. Filloi hekurudha. Meqenese puna u pakesua, disa prej nesh u transferuan ne kampin 303, tek kombinati i mishit ne Tirane. Ikem nga kampi 309 ku qendruam 17 muaj. Sa vajtem me futen ne transport betoni me karroce. Duhet ta ngjisje ne rrampe drejt perpjete e ta coje ne majen e Kombinatit. Erdha ne kampin ku kisha qene, ky ishte Dimri 1960-1961 kombinati shume i larte betonin me karroce, tullat apo llacin me tezge do e ngjisje ne majin e kombinatit, ky ishte ne bregun e lumit te Tiranes prej ketej benim dhe palate ne Tirane ne rrugen e Dibres te medreseja, benim dhe apartamente pertej lumin e Tiranes per fermen, u prishen me Rusine, s’kishin me fonde per punime, kombinatin e mishit e kishin hungarezet, por derrat nje turi kane ata nje jane komunista. Qendruam pa

pune ne kamp s’kishte fonde disiplina e madhe shume, ushqimi fare ne fund, thoshin 600 grame buke, por 400-450 grame me teper nuk kishte, gjella dy fije lakra ne fund dhe uje. Gjithe diten mundim pastro oborr, pastro krevatet-telat e rrethimit, rrobe nuk te linte roja te mbaje per te shtruar, ne toke te ulesh ne qofte se do kishe ndonje cope gazete do e çoje nen vete, por syte do i mbaje nga roja se po te shihte hekurat ne duar e 30 dite biruce. Nje dite ishim ulur ne bishte dhe po pastronim oborrin, isha ne bisede me nje fare Sali Dajlani nga Konispoli kishte qene çifligare, por i lidhur me komunizmin kishte sakrifikuar shume per komunizmin, por pasi reforma e preku ishte arratisur ne greqi prej aty ne amerike aty me tha ai u zura me Abaz Enverin e me Vasil Andonin por ata me tha Saliu donin reformen agrare, u zura me ta dhe erdha u dorezova komunistave me mire me keta se me ata me tha Saliu dhe filloi ti shante rende, mua s’mu durua e qellova, me gjithe qe mosha e tij ishte me e madhe e humba gjykimin, ai nuk me raportoi, por me vone nje njeri i tij, djale 24 vjec e quanin Avni Arapi po nga Konispoli me provokonte cdo dite, Ishte viti 1961 akoma nuk isha plakur, tarafi i shoqerise ishte shume i madhe imi. Kish filluar qe ishte prishur burgu me gango, une mbaja nje thike te fshehur, mbasi i bera shume here thirrje largohu se po me vrave hallall gjakun po me rrahe shko ne hene se une nuk rroj me  i gjalle, kete ia thashe ne mes te burgosurve ku ishin oficera dhe

police, ky nuk u hoq, nje dite mbasi me provokoi, erdhi drejte per drejte ky ish boksier, se haja dot me duar i rash me thike dhe e rrezova, na ndane, mua cuan ne biruce ate e cuan ne spital, nuk vdiq po mbeti sakat, kjo qe ceshtje e partive, shumica e kampit ishin shoket e mi. Erdhi komandanti Beqir Baja; Hysni me tha neve kete duam, kokat hengshi tha dhe iku. Me qe ishin prishur me Ruset por nuk e kishin nxjerr hapur, e kishin zbutur pak gjendjen me te burgosurit, i hoqen kovat e nevojtores, na nxirrnin 30 minuta ne diell, nje dite nga ditet, na nxorren pas murit ne diell por ishte e ndaluar te flisje me shok, ne ishim shume ne biruca, me shkon nje shok afer ky ishte Zafer Vila nga Korça profesor perkthyes i gjuheve te huaja. Hysni me tha shiko flamuri yne, nuk kuptova dot gje se me ishin veshur syte nga biruca po iu pergjigja; çfare Mysafer?, shikoje flamurin me tha me te forte atehere shikova Flamurin, pashe vetem flamurin Shqiptar, flamuri Ruse ishte hequr, ndieva nje gezim te madh sa nuk me ra te fiket mu duke sikur cdo gje u fitua per ne. Mbas pak ditesh e nderruan komanden prune n/kolonel Hysen Kaplanin nga Gjerbesi i Mallakastres, ky e zbuti shume gjendjen ne kamp, mbas pak diteve qe erdhi Hyseni vien nje colonel Bardhyli nga Laberia na mblodhi e na tha; jam i derguar nga Enver Hoxha te bisedoj me ju, jeni kundershtaret e komunizmit por jeni patriot Shqiptare, po pati nevoje atdheu, qeveria jone tha ai do ju jap arme, u ngrit nje i burgosur e quanin Hamza nga Tropoja dhe i tha jemi gati.

Koloneli na tha dhe keto: Shqiptaret te arratisur jashte shtetit jane kunder komunizmit por ama jane patriot dhe provat i dhane se kur vajti Mehmet Shehu ne OKB greket dolen me flamurin grek kerkonin Korçen dhe Gjirokastren, por ama tha koloneli Shqiptaret ne megrim u pergjigjen me perleshje dhembe per dhembe u grisen flamujt greke dhe u gjakosen me greket. Ky ishte viti 1961-1962 Hamzai nga Tropoja ishte spiun. Viti 1962.
Kampi ishte fare papune, uria shume e tmerrshme gjendja e kampit u zbute nuk fusnin shume kollaj ne biruca, na mblidhte komandanti na thoshte; a ju ka provokuar policia, ne Tirane ishin mbi dhjete kampe me gjithe ordineret. Ne Janar 1963 na moren nja 300 veta na futen ne autobuza Italian, na lidhen me zinxhira, na çuan ne Tirane ku komandant ishte kolonel Hazbi Lameja nga Gorishova, binte bore ishte ftohte i madh beheshin apartamente na dhane nga nje tezge mbanim tulla e llaç i çonim ne majen e pallatit kati 4 (kater) hekurat rrinin gati cdo police, brigadier e normiste kishte hekura me vete per te lidhur te burgosurit, ndenjem 3 (tre) muaj me 1 Prill na hoqen vajtem ne bregun e lumit te Kombinatit aty qendruam 4-5 dite, na moren e na shpune ne uzinen e traktoreve siper kryegjykates ne Tirane, ish kryegjykata. Vazhduam punen. Beme themelet i beme rrethimin me mure mbaruam dhe dy ndertesa. Ne Dhjetor 1963 u transferua kampi yne 303 vajtem ne Vlore, ne Soden kaustike te Vlores. Tani ishin lidhur me Kinen,

vazhdoi puna e pa nderprere. Hyri viti 1964, ne vitin 1964 Kina i shtrengoi ndihmat dhe ne filluan te na i shtrengonin rripat, u ngrit uzina krejtesisht si skelet, erdhu Hysni Kapua me te shoqen e me te bijen dhe ministri i ndertimit, hipen ne trupin e rojes, se kumi i detit nuk te lejonte te ikje kollaj, shikuan e shikuan e tha me ne fund ministry i ndertimit, o more te shkrete namin kini te lig por punen e beni te mire dhe iken. Ne veren e 1964 na u vra nje shoke, falesh gjithmone por nje Kapedan Qemali nga Labinot e torturonte shume dhe ky nje dite mbasi mbaroi faljen filloi e shau komunizmin duke thene poshte komunizmi etj. etj. dhe u drejtua nga trupi i rojes Kapedan Qemali ishte oficer roje i dha urdher rojes tre here rresht; vraje dhe roja e vrau brenda ne oborr pa e kaluar tebelen e brendeshme.

Fundi i vitit 1964 me 27 Janar 1965 shkuam ne kamp ne Baldest te Elbasanit, siper kampit quhesh nje vend nga vendasit Gropa e Tezes, ketu ne Baldest te Elbasanit filluam fabriken e cimentos. Muaji Shkurt 1965 dimri shume i madh kete muaj ndenjem pa pune se nuk kishin ardhur aty kinezet, Mars 1965 filluam punen nen drejtimin e kinezeve, ne Vlore dhe ne Elbasan filluan kapanonet te lyeshin me balte qe t'mos hynte era.

Ne burg kishin filluar te shumoheshin gangot. Vazhduam punen bashke me kinezet, komuniste Kina, komuniste Rusia, por ndryshime shume te medha, kinezet te bute te afrueshem. E prishen krejtesisht

planin e Ruseve , furnizimin e betonieres e benin nga larte karroca, ishte kollaj, si nata me diten ishin kinezet me ruset. Ishte nje inxhinier e quanin Xhani, merreshe vesh shqip me te, me pyeste per cdo gje dhe une ia thoshja, te gjitha i mbante shenim. Shoket me flisnin mos bre Hysni se do te piketojne, edhe gjellen ia kisha shpure, ishin te mire te bute karshi te burgosurve. Behari 1965 Vjeshte, Dimer 1965-1966 punime ne Elbasan me 10 Mars 1966 shkuam nje pjese ne Fushe-Kruje. U kthyem prap ne Elbasan nga java e pare e Janarit 1967. Tani viti 1967. Ne Fushe-Kruje ishte nje kamp ordiner qysh nga mezi i 1963.
Ne vitin 1967 na vinin gjithmone nga ministria dhe ‘shtrengata’, nga mezi i vitit 1967 e hoqen Hysen Kapllanin prune komandant Haxhi Goren filloje keqesimi ne kulm, por dhe burgu sa vinte dhe prishesh, me gango, spiune kishim pak por jo shume se ia u kishte thyer hundet Hysen Kapllani, keto ishin metodat e komunizmit. Vazhduam punimet, vere, vjeshte 1967, dimri 1967-1968. Hyri viti 1968 fabrika po vinte ne fundin e mbarimit. Prill 1968 e mbaruam fabriken e çimentos Elbasan, me dt. 24 Prill u nis autokollona e pare me te burgosur nga Elbasani per ne minieren e Spacit ne Mirdite dhe me dt. 27 Prill 1968 u nisem ne, autokollona e dyte, shkuam ne minieran e Mirdites. Pak qendruam ne Rrepes mbaruam fabriken e Rrepsit dhe erdhem ne miniere.
Tani do u flas per minieren.

Date 27 Prill 1968. Komandant Haxhi Gora. Kopacja kishte rifilluar qysh ne Elbasan, por s’ishte gje fare, ajo ishte lule per neve, i gjithe personeli i vjeter i komandes ishte me neve edhe policia, por ne policine e vjeter ishin dy apo tre police te poshter por kishte dhe te arsyeshem.
Na shpinin ne pune nuk na thoshin gje fare hyni apo mos hyni ne galeri cdo grup 3 vete kishte nje punetor te lire qe hynim brenda ne galeri, policet rrinin jashte ne hije muaji Maj, Qershor, Korrik nje dite degjuam komandantin kur i tha polic Rizait nga Gramshi,
Riza mere brigaten shpiere ne pune, Rizai iu pergjigj: Keta jane bire nenash e duam te vene ne shtepi. Nuk jane kunguj te vete ti fus ne dhe, ia dhe pak dite i tha komandanti ne syte tone. Kishim nje kapter Ali Seiti nga katundi Gjerbes i Mallakastres gjate gjithe kohes ishte sielle shume mire me neve, spiunet i urrente aq shume sa dhe, nje dite isha me nja dy shoke na tha: kini per te hequr keq se gjithe minatoret do vishen police dhe ashtu u be ne muajin Gusht te 1968, u zhduk policia e vjeter, u veshen te gjithe minatoret e minieres, policet te gjithe Mirditas, te gjithe pa perjashtim, bisha te egra, bisha me fytyre njeriu.
Viti 1968
Keta bisha te egra pa asnje pike meshire kishin punuar vete minatore ketu ne miniere, i dinin mire vrimat e minieres, dhe zjarrmetare, dhe punetore, brigadieret , normistet, shefat e zonave te lira, bashkoheshin bashke dhe i qepeshin nje te burgosuri e mposhtnin

me hu (kopaçe).i hidheshin i mbushnin gojen me dhe, e hiqnin zvarre nga maja e malit dhe e shpinin ne kamp, aty e zhvishnin lakuriq, e linin ne kemishe e ne te mbathura dhe e fusnin ne biruce. Kur vajtem ne normen e gjetem 3. Rriten normen e shpune deri ne 13 vagone dhe jo vetem ne 13 vagona por donin te mbaroje eikeline, ata I thoshin eikel - quhej mbarimi i materialit. Ja se si e kishim ne punen. Turni I pare do hiqte materialin, dy vagonistat hiqnin materialin minatori do gdhendte trupat kembet dhe kapelat, do t'I bente gati, mbaronte materiali, fusnin trupat brenda e vendosnin armaturen, benin mbushjet siper dhe anash, atehere fillonte birat minatori, do te bente gjashtembedhjete cope bira me nga nje meter e njezete centimetra, kjo ishte norma e detyrueshme, nxjerin njezetekaer-njezeteepese vagona, vdekje çdo nxjerje.
Bashke me Markun, nje nga katundi Gallate i Milotit dhe Haxhi Xheken nga Gramshi. Marku beri 22 vjet burg. Te mare te gjithe njerezit e tij nga komunizmi dhe Haxhiu 17 vjet burg. Markun e kishim minator ne, dy ishim vagonista, punonim me sinqeritet me njeri tjetrin gjithmone kur bente birat i mbaja kandilin dhe i mbaja syte ne bllok se mos binte dhe e zinte, u ruheshim shume fjaleve dhe rrahjeve, por te tjeret shoke qe se kishin fuqine gjithmone kishin hekurat ne duar, dru, biruce. Vjeshte 1968. Dimer 1968-'69 erdhi vera e 1969, torturat sa vinin e keqesoheshin me shume. Krahun e majte e kisha gjysem te paralizuar,

qysh ne biruce e gjithe kohen time, por shoket e grupit asnjehere nuk me jepnin bel, kazem e as pesha, gjithmone kam punuar karocen vagonat dhe lopaten, vagonin e shtyja gjithmone me sup. Tani fillova te humbas syte, sa vinte e nuk e duroja dot driten e kandilit. Vjeshte 1969- dimer 1969-1970 torturat ishin te vazhdueshme, dhe bishat e egra versuleshin mbi trupat tona, burgu ishte prishur shume. Prill 1970 erdhi Zia Dibra, kishte dale nje here nga burgu, e kishin shpure ne internim, e kishin lene pak kohe e kishin denuar dhe e prune ne kamp. Ne e kishim per zakon kur vinte autoburgu dilnim dhe i prisnim te burgosurit, dola edhe une, me kapi vete Ziai dhe me tha Hysni qenka prishur fare kampi, une si thash gje, kishte per ti thene por une kurre se ofendoj tjetrin dhe babane te me kete vrare. E shpura ne dhome.
Vera e vitit 1970 syri i majte m’u prish fare nga piriti, ketu dilte pirit dhe baker, gazra, tymra. Mosha shkoi 50 vjeç, 21 vite vajti burgu, 21 vite ne tortura, prindrit shume pleq babane e kisha 90 vjeç, vellai i semure me shume femije e me fukarallek. Ndihmat shume te pakta, gjella e kazanit shume e keqe, buka balte e keqe, vinte mielli nga Shkodra, nuk mund te spjegoj çfar mielli i keq, buka behej balte, personeli i komandes e merrte buken nga Repsi, buke qe thoshin te burgosurit te ngopemi njehere me buke te mire pastaj le te vdesim, buket tona i benin ordineret aty jashte kampit. Per fat ato dite me erdhi vellai, Aguri e me solli ca miell e ca gjera te tjera qe i hengrem te

çastit dhe me ca shoke te tjere, shpetuam se thame qe do vdisnim, se vellai nuk po me ndahej sado qe i vogel vinte me shoket mbasi vajti 17 vjeç. Vinte vetem kudo qe kisha vajtur ne kampe te ndryshme te Shqiperise. Sakrificat e vellait ishin te medha, ngrinte thase ne krahe, flinte naten jashte, ne dimer e ne behar, vetem e me shoke si do qe ta zinte halli.
Iku vera e vitit 1970. Me daten 26 shtator 1970 plotesoja denimin, se e kishin prure denimin ne ate moshe 25 vjet. Me 1957 ne nentor bene nje amnisti dhe mua me zuri nja pese vjet e gjysem, por prape ne vitin 1959 bene nje tjeter amnisti dhe mua me disa shoke te tjere ma hoqen duke thene se eshte dhene gabim, keshtu vajti prape denimi 25 vjet. Kishin nje rregull qe jepnin nje fare zbritje ne çdo muaj 3-5 dite, aty aty ne vitin 1962 bene nje amnisti ku u dhane pa perjashim nje te gjashten e denimit, fitimi i punes quhej denim i vuajtur se e kishe nxiere nga gjaku yt, jepnin dhe 11 leke te vjetra per norme. Ne vitin 1962 mu dha edhe mua nje e gjashta e denimit ne 6 vjet nje ta hiqnin dhe mbeteshin 5 sepse e bene edhe nje amnisti te fundit.
Me daten 26 shtator u lirova me afro 21 vite burg. Nje dite me pare me 25 me erdhi vellai dhe me 26 me mori, se nuk njihja gje fare jashte, ikur nga viti 1942 deri ne vitin 1970 pa qendruar as nje dite ne shtepi. Vellai im ishte njohur me nje shofer se e kishte prure me makine dhe e kishte pyetur, vellai i kishte thene se kam vellane ne burg dhe me lirohet, shoferi i kishte

thene mos hip ne tjeter makine se do te marr une, leke nuk i kishte marre vellait, dhe ne ashtu beme pritem makinen e tij. Ky kishte nje Skode me turi dhe gjithe shoket me porositen hip ne Skode me turi. Ketu kishte shume makina se mernin pirit dhe e çonin ne Laç. Pritem, erdhi xha Kamberi me Skoden na hipi ne makine, me pyeti a e njeh Adem Xhaferin?, po i thashe, çfar djali ka qene me tha, ju pergjigja se ishte shume djale i mire dhe me qe hyri 14 vjeç ne burg, ishte denuar 5 vjet, por ne e kishim shok, sivjet ne fund te qershorit u lirua nga kampi i kripores, e di i thashe para lirimit te tij u transferuam nje pjese per ne kampin e Vlores. Shofern e quanin Kamber, Kamberi dhe Ademi jane nga Tirana. Kamberi ishte shume burre i mire, e kam nip Ademin- na tha, te rroje ju pergjigja. Me dha shume parosira, gazeten mos e lexo, ku jane dy mos u bej kurre tre, as te motra e as te nipi mos shko, as nje levizje mos bej. Nipin e tij e lane 4 vjet dhe e futen prape 10 vjet se e kishte provokuar njeri, ky i kishte thene ik more spiun. Udhetuam deri ne Laç, aty u perqafuam me te, leke nuk na mori. Aty i hipem trenit dhe erdhem ne Fier naten vone, ate nate me priste nje qe e kisha bere vella nga Terpani  Beratit por rri me familje ne Tirane, kishte frike te takohej diten, vend ne hotel nuk gjetem, fjetem jashte. Diten e dyte me daten 27 shtator 1970 hipem ne nje makine per ne Ballesh, ishte dite e diele se atehere beheshin pazare, aty kishte shume shoke e miq, midis tyre ishte dhe i biri i komandantit dhe organizatorit Tefik Sfirit

Flamur Tefik Sfiri, e kisha shok e vella qysh ne bankat e shkolles. Udhetuam bashke per ne katundin tim ne Ngraçan. Kur vajta ne shtepi te babai e gjeta me shume kallaballek, ishin mbledhur e gjithe lagjia prej 50 shtepi, motrat e tij te dyja, nipa, mbesa po thuaj gjysma e fshatit, ne kohen e drekes vajta e deri ne dy mbas mesnate pa pushim. Diten tjeter vazhdoi fshati i gjithe, por gjendien e kishin zbutur ne ate periudhe se regjimi komunist ashtu e ka, aty e zbut e aty e ngre tensionin, mer, burgos e pushkato. Erdhi miqesia e gjithe sipas zakonit, me kemisha, me revani e me çyreke. Megjithe qe babai im ishte 92 vjeç por prape i forte, djemte i kishte ndare te dy se statuti i komunizmit çdo familje i linte 10 bageti e nje dynym e gjysem toke. Kooperativa ndante tridhjete e gjashte (36) leke per dite pune, doje dhe tre leke te merje nje gjysem kilogram sheqer (behet fjale per leke te vjetra), dita e punes ishte $500m^2$ norma, punonim me kazem. Me tha babai; biro ruaj dhente se une nuk i ruaj dot me, per t’mos i prishur qefin babait shkova me ato 20 koke dhen, kalova dy muajt e vjeshtes, tre muajt e dimrit 1970-1971 edhe muajin mars 1971.
Tani kryetare Kooperative ishte Sefer Goxhua nga Hekali, pak dite para se te hynte prilli 1971 mbajti nje fjalim Hysni Kapua ku thoshte se nuk duhet te mbahet as nje person ne Shqiperi pa mos u futur ne punen e kooperatives nga 15 vjeç deri ne 65 vjeç. Ne nje mbledhje te kooperatives Daut Klosi, i deleguari i Komitetit te Partise, i demaskoi njerezit e mi se

Hysnine po e mbani si Tefik Sfiri e Kadri Cakranin, po rri po ben qejf ne Qarrin e Panahorit (Qarri eshte nje pyll i madh). Me 30 mars 1971 me thirri ne zyre Kryetari i Kooperatives e ai i pushtetit, prokurori fshatit, me tha kryetari i kooperatives; Hysni mos na prish nervat, neser eshte 31 mars, pasneser me 1 prill masa e pare eshte prerja e bukes te dy shtepive tuaja d.m.th. dy vellezerve. Me dt. 1 u futa ne pune dhe bera ndarjen. Dhe masa e dyte me tha eshte te vesh atje ku qe, Tani ndryshoi procesi i punes, norma u rrit dyfishin, vajti nje dynym (1000meter) korje-lidhje. Te mblidhje kallinjte dhe ti beje bashke demete gruri. Kjo ishte korrje grurit, kurse prashitja e duhanit ose lulediellit, patates, misrit u be 700 meter, me ate cilesi qe e donin ata. Tre dite doje ta beje kete norme, diten e punes e shpune 112 leke te vjetra, nga 36 leke te vjetra. Puna fillonte me te rene drita e mengjezit dhe mbaronte me perendimin e tij, shlodhja behej me urdher te brigadierit 10 minuta, orari, ne kembe 14-15, sa ore te kishte dita. Kur mbaronim pune dhe iknim, sekretari i partise, kryetari i kooperatives, kryetari i pushtetit, brigadieri rrinin dhe e kontrollonin punen duke e luajtur te gjithe dheun e bostatit tim mos kishte mbetur ndonje fije gremi ose ndonje fije bari tjeter, une e kuptoja qe i gjithe dheu i bastatit tim trazohej çdo dite por edhe zevendes brigadieri mi thoshte te gjitha sekretet. Nga fundi i prillit 1971 mbas daljes time ne pune e thirren fshatarin tim Hamit Shaban Kaziaj ne Mistrovice, miku qe me kish tradhetuar mua

atje kishte qene dhe nje operativ e beratit. Ky fshatari im kishte mare nusen e djalit tek ata, i kishin thene do ma futesh Hysni Shabanin ne burg. Ky u ishte pergjigjur, kete pune nuk e bej, dhe menjehere me erdhi mua atje ku une punoja dhe me tha. Mbas nje muaji n/kryetari i kooperatives kishte nje çupe motre martuar ne lagjen tek Lutfi Saliaj, bashke me operativin e zones tone Selfo Hodon nga Katundi Hekal i kishin thene dajua i saj dhe operativi Selfua, thuaj per Hysnine qe nuk rrohet me nje kazem, kaq dua nga ti, i kishte thene dajua, te vesh firmen se Hysniu thote se nuk rrohet me nje kazem, ajo me lajmeroi, ruaju me tha, kij kujdes edhe nga Rabushja, (eshte nusja e kusheririt tim te dyte), eshte komuniste, Vera dhe vjeshta e vitit 1971. Norma tre dynyme ta korrje e ta nxirrje ne anen e palceles qofte duhanin, lulediellin apo misrin duke thene se e shpume diten e punes 100 leke dhe pastrimi I shkozes apo i ferres tre dynyme norma, çfar te beja buken e gojes nuk nxjerr dot. Shume njerez me lajmeronin se i detyronte operativ Selfua per te me futur ne burg, u detyrova u ndava nga prinderit, vere 1971 erdhi vjeshta dhe dimri 1971-1972. Puna shume e rende, disiplina shume e tmershme, une isha mesuar me keto. Erdhi vera 1972 te punoje shume 200 leke te vjetra ne dite merje, tani nuk kishte ngelur asnje vajze, asnje djale, asnje nuse, asnje grua dhe asnje burre pa me thene se do te te arrestojne se po vjen verdalle operativi, une e dija qe do te me fusnin ne burg, por ishte e kote se gjunjet me

ishin prere, une nuk kisha fuqi te hidhja as 10 hapa te shpejta, vazhdova punen,vera dhe vjeshta e 1972 bera nje kasolle me gardh 2.80 x 2.80 e leva me balte, e mbulova me qoromidhe ne kete kasolle fleta. Skisha nga t'i jepja, nuk mundesha dot te ikja, nga fufqia se pari, kur une do luaja per te blere ndonje plaçke ne pazar apo mund te vija tek motra, levizjen qe do te beja lajmeroja pushtetin, me thoshin duhet te dije pushteti ku vete se mund te vritesh ne rruge. Dimri 1972-1973, une nuk mund te beja asnje levizje veç se pune dhe ne kasolle. Erdhi pranvera e vitit 1973, me 22 maj ne Spaç te Mirdites ishte bere revolte, menjehere mori vesh gjithe Shqiperia. Kjo qe me daten 22-23 maj 1973 nga fundi majit 1973 me thirren ne Kryesine e Kooperatives ne Kurjan, se tani ishin bere 6 fshatra bashke, Ngraçan, Riban,Ngjaqar, Vlosh, Mbers e Kurjan. Thirrja ime gjoja se me donte kryetari i kooperatives Selman Rama. Shkova ne Kurjan, pyeta ku eshte kryetari , prit se do te vije me thane. Kjo ishte loja e sigurimit, me qe opearativi Selfo Hodua nuk pregatiti dot deshmitare ne Ngraçan, atje kishte thirrur nga Ngjeqari Petref Refitin me gjithe te nipin e tij nga Ribani Kadri Mimine, Mysel Dinen e nja dy te tjere dhe nga Ngraçani Hasan Çelen dhe Cane Liko Kaziaj, ribanjaket dhe Hasan Çela mu treguan te sinqerte kurse te tjeret jo e sidomos Cane Likua, kishte qene deri diten e fundit me ballin. Une nuk bisedova asgje me keta, ika pa u takuar me kryetarin se ishte ne Lushnje dhe une e mora vesh

mire pse me thirren, per te me njofur nga afer Petref Refiti, nje familje e Isa Toskes, tani spiune te gjithe.
Erdha ne shtepi, vazhdova punen. Vera e vitit 1973. Norma sa vinte e ngrihej, 6 dynym korrje e nxjerrje jashte luledielli e duhani, nje dynym toke ta punoje qe me pare nje dynym toke e kishin te qe e mire, njerezit si shikon kurre ne fytyre njeriu, por vetem meit qe jane duke u varrosur ne dhe.
Dimri 1973-1974 vazhdoja punen ne kooperative pa u shkeputur asnjehere por gjithmone njerezit me thoshin se thirreshin per mua, erdhi pranvera, nga muaji prill e thirren pergjegjesin e rinise Shyqo Haxhiraj nga Ngraçani ne Fier, sigurimi I tha: do te na fusesh Hysnine ne burg ? dhe ky u kishte thene ai eshte ne pune si do ta fus ne burg? S’ka si ta bej. Dhe kur erdhi nga Fieri m’i tha keto fjale. Ç’fare te beja? Me kishte mbaruar fuqia, gjunjet e mi skishin fuqi te ngjiteshin as 50 meter perpjete. Ne muajin Maj 1974 isha duke bere tunele si gjithmone me çonin ne berjen e tuneleve, thoshin ata ti Hysni di per tunele se ke qene ne miniere.me erdhi nje fshatar Abdurrahman Shanaj, me tha; Hysni ti e di se une jam anetar i sigurimit te rrethit por ju pergjigja, tani tha ai do dale nje grup i madh me Beqir Ballukun ne krye, tradhetar i partise, por ti ruaju me tha, ju pergjigja: Beqir Balluku ka qene dhe eshte juaji, ska te beje me mua, kur ai mashtron Enver Hoxhen çfar mbeti nderi per te?. Mbas pak kohe u hap sheshit kjo fjale. Nga java e pare e Korrikut me thirren ne zbor ne Rroskovec edhe

shume te tjere, aty benin punime, ne nje baçe vinin presh, por afer nesh beheshin edhe betonime ne tunele, lojrat e sigurimit. Kisha kater vjet qe kisha dale nga burgu, pse nuk me kishin marre ne zbor?, por tani kjo dihej, me moren e me çuan nje dite ne tunele, aty ishte Petref Refiti dhe nipi i tij djali i Qemal Refitit, kryetari i spiuneve. Ne darke me hoqen. Afer komandes ishte Beqir Balluku, rrinte me bizhama dhe shikonte me dylbi nga mallakastra. Me kapi per krahu komisari i batalionit dhe me tha: do kesh pasur lidhje ti me kete, (per Beqirin) çfar thua zoti komisar i thashe. Mbaruam shtate dite te zborit, erdhem ne shtepi. rruges me tha Hasan Çela, per ty me pyeten, thuaji dy fjale per kete. Vere e vitit 1974. Shkuan dhe pak jaave dhe na thirren prape ne zbor. Hyri vjeshta e pare d.m.th. shtator, tetor 1974 provokime nga dita ne dite, per çdo dite do me thoshin ruaju Hysni ose mosha te reja: o xha Hysni ruaju se Selfo Hodua do te fuse ne burg. Hyri mujai nentor 1974. mblidhnim dhe ngrinim lepushkat e misrit ne kembe, une punoja ne lagjen e Isufajve, me erdhi Qamil Karafili e me provokoi, po kjo puna e Beqir Ballukut bre Hysni? Une ju pergjigja: mos ma zer ne goje Beqir Ballukun e shoket e tij,une i thashe per bese, bera 25 vjet burg por ata i beri Enver Hoxha qe e njihte bota, dhe i futi ne sofren e tij dhe ata e tradhetuan. Dhe nja dy provokime te tjera, e pa qe nuk gjeti gje, dhe nje vellai i tij kishte qene me mua me ballin dhe ishte vrare nga komunistet me tha me ne fund, o Hysni ty nuk te lene

qe te shohesh diellin me sy jashte i lire, me ka derguar operativi , dhe iku. Shkuan edhe pak dite, me 21 nentor.
Me 21 nentor kishte ikur nje shok fshatar ne dasem qe punonte qerren dhe brigadieri ma la mua qerren e tij. Mbanim miser dhe lepushka me qerre. Punuam deri ne dreke, e solla qerren afer kasolles time, e lashe ne nje leme, u hoqa zgjedhen qeve dhe i lidha me litar ne qerre, shkova ne ate koliben time dhe hengra dreke, dola jashte dhe gjeta babane, 96 vjeç dhe veshet e kishin lene, ulur mbi nje rrogoz me nje qylym mbi te, aty ishte dhe nje çupe e vellait 9 muajshe, binte ne toke, e ngrita nja tre-kater here nga toka e çoja te babaj por me kot se nuk qendronte, ika, mora qerren, u nisa xhades per tek zyrat e pushtetit e te kooperatives se atje ishin lepushkat per t'i marre, shikoj mbrapa qerres Gazin(makine), por une mendova se ishte ndonje makine e ndermarrjes, megjithese kisha pare enderr sikur me kapen dy nuse dhe nje grua me e madhe, keta ishin dy operativet dhe shefi i sigurimit. Une me qerren perpara, ata me Gazin mbrapa. Une shkova aty afer ne are keta qendruan tek dera e zyres se pushtetit, vajta dhe po ngarkoja qerren me lepushka, ate dite ishte mbledhur dhe i gjithe sektori se kishte mbledhje, dy fshatra Ngraçan dhe Riban, grumbull te gjithe aty. Del kryetari i pushtetit Ali Hazizi me thirri; Hysni lere qerren dhe hajde pak ne zyre, ashtu bera, kalova permes njerezve, konferenca skishte filluar akoma. Duke ikur permes

popullit me tha vellai, Aguri: ku vete?, qeverria me kerkon –I thashe une dhe asnje fjale tjeter dhe ika drejt dhe ne zyren e pushtetit, tek dera ishte makina, hyra brenda, shoh shtate vete nga te sektorit, tre vete te pa njohur, aty ishte dhe kryetari i pushtetit Ali Hazizi, sekretari i partise Shaban Meçi dhe pese te tjere komuniste, dhe tre ata, dhjete vete gjithsej, mendonin se mos isha Hysniu i dikurshem kur me pane se une sa me zi ikja, atehere moren nje tjeter forme, me pyeti njeri i cili keshte qene shefi i sigurimit te komunizmit, Bajram Deçi nga Kukesi, operative Vladimir Ferra nga Kavaja dhe lindur ne Tirane, te tretit nuk ja mesova dot emrin. Me pyeti shefi: ju jeni Hysni Shabani dhe tani njiheni si Hysni Saliaj? Po ju pergjigja, keni qene denuar me vdjekje? – po ju thashe, ju eshte falur jeta nga presidiumi? – po ju pergjigja, keni bere 21 vjet burg? – po i thashe, jeni liruar nga Spaçi i Mirdites? – po ju thashe, e ke share komunizmin me tha?! Une kam bere 21 vjet burg i thashe, i njoh ligjet tuaja mire, prandaj i thashe, juve pyesni keta shtate komuniste qe keni ketu, pyesni dhe gjithe sektorin dy fshatra, e ke share me tha, ktheji duart prapa, dhe mi lidhi duart prapa, une i thashe vetem kaq: -nuk me arreston populli, por ju si komuniste. Aty me mua ndejti nje operativ Vladimir Ferra, dy te tjeret shkuan me nja pese a gjashte komuniste te fshatit shkuan dhe kontrolluan kasollen time. Vladimiri me tre komunista te tjere ndenjen me mua, mbasi mbaruan kontrollin erdhen aty me moren

e me futen ne makinen qe priste, e nisi shoferi makinen. U vrejt dhe binin ca pika shiu, o burra thoshin se kishin frike se ishte xhadeja e pa shtruar deri afer fabrikes. Mbasi dolem ne rrugen e asfaltuar filluan te me pyesnin perse nuk doje te martoheshe, -ju pergjigjesha: gruan nuk e beja prej balte se jam moshe e thyer dhe ju rruget mi keni zene, njerezit kane frike te afrohen me mua dhe jo te me gjejne grua mua, pyetje: perse nuk e more babane me vehte?-pergjigje – une skisha familje, ai digjej ne zjarr, kush do e mbante?. Ne oren tre mbas dite u arrestova, ne oren gjashte e gjysem shkuam ne Fier, ishte errur, aty me moren e me shpune ne birruce. Birruca nr.6 notiste uji anash, por jo si hera e pare ne çimento, por kishte dy copa dhoga nen te, nje thes me pak kashte dhe dy batanie, keto jepeshin naten dhe diten hiqeshin. Ketu ne birruce gjeta nje person, menjehere me vajti mendja se ishte spiun per mua, isha i burgosur i vjeter dhe i dija mire punet, me priti mire, me tregoi emrin drejt Sotir Stoja nga Grecallia e Fierit, kishte qene sekretar partie per te gjithe furrat e bukes te rrethit Fier. Me pyeti per nje agronom ne kooperativen tone por ky ishte shume djale i mire – une ju pergjigja me sinqeritet se e kishim ne fshatin tone, ky e kishte kusheri te pare dhe ju be qefi qe une nuk ja shava. Me tha se mos ta ka bere ai, ju pergjigja – ai eshte djale i mire, por ky nuk ma tregoi se e kishte kusheri. Kaloi ne provokimet ne lidhje me Beqir Ballukun, me Todi Lubonjen e me te tjeret me radhe, por une i

pergjigjesha me urrejtje se me te vertete i urreja ata se nuk kisha qene me ta dhe komunistet njelloj jane, derrat nje hunde kane, u bind se nuk blinte dot gje nga mua. Atehere mi tregoi te gjitha sekretet, me muaren tha ai ne zyre dhe me thane: po te sjellim armikun me te madh te shqiperise, do te kesh kujdes qe ta zbulosh, une tha ai; prisja pa durim gjithe oret e mbasdites dhe me hyri nje frike shume e madhe por kur hyre ti ne deren e birruces dhe pash, plak njeri, qorr, te merreshin kembet nga dobesia, atehere me doli frika nga ti – me tha ai. Shefat e sigurimit te hetuesise me kane thene – tha ai; zbulo  Hysnine, neve nuk do te denojme 11 vjet po te denojme 5 vjet , ky ishte ordiner. Keta kushedi si mendonin per mua, dhe regjimi I komunizmit e ben punen trashe. Tortura me rrahje e me hekura nuk me bene, perse nuk e di, ose nuk donin qe tu vdisja ne duar. Hetues kisha Luan Bega nga Gjirokastra, I ati i tij nga Damesi i Tepelenes hyre brenda tek e shoqja ne gjirokaster. I ati i tij ishte n/kryetar dege i spiunazhit. Luani ishte inspektori i jugut, nuk kishte zyre, me merrte here ne nje zyre here ne nje tjeter. Ketu mblidheshin 5-6 hetuesa te tjere. Me therrisnin 3-4 here ne nate edhe diten 3-4 here, njeri e hidhte fjalen tjetri e priste. I gjithe personeli i deges puneve te brendeshme te Fierit me mernin ne pyetje, kerkonin te vjetra e te reja çfar nuk kerkonin, por une isha i burgosur i vjeter, une skisha asgje per t’u dhene atyre. Ne komisionin ku mblidheshin, n/kryetari me thosh; ne e dime ti shkoje

ne mes te fabrikes per t'i vene veshin qe ku mund ta minoje, e shume e shume gjera te tjera kerkonin, n/kryetari ishte Ismail Leska nga Laberia

Une i thosha keto fabrikat i kam bere une me shoket e mi dhe i gjithe populli, se ti rri ne zyre se ke çuar djersen e vuajtjetas nje here dhe une jam shqiptar dhe dua shqiperi etnike me Kosoven e Çamerine e nuk jam Grek apo Jugosllav, nuk ma permendi me kete fjale. Une nuk kisha çfar t'ju thosha tjeter. Ketu ne mes te ketij komisioni ishte edhe nje armik i forte imi, nje i poshter, aq i poshter sa qe nuk mundet te gjendet shok per poshtersira, ky ishte Selfo Hodua nga katundi Hekal i Mallakastres, ata, ate pune kishin nate e dite, por nje rast mbasi e pane se skishin çfar te merrnin prej meje, ne mes te komisionit me tha Selfo Hodua, operativi i Rroskovecit – ti Hysni genjen keta se jane te rinj por jo mua se une te njoh mire qe ti je zemra e ballit kombetar dhe rron per te marre haken e Tefik Cfirit, Besim Belishoves e Riza Heko Ngraçanit, por gjith atij komisioni prej tete vetesh nuk i erdhi mire, une ju pergjigja: tani ke folur nje fjale te mire, vertet se keta jane te rinj ne moshe, por jane me nga dy universitete kurse ti je i thashe me nje fillore te vjedhur jo te bere ne shkolle, dhe ata e kuptuan se personalisht ky person me kish futur ne burg, natyrisht duke patur firmen e Enver Hoxhes me vete.-I them komisionit; nqs. del nje fjale nga sektori ku kam kater vjet me ate popull,me hidhni litarin, por po qe nga

Qemal Refiti dhe tarafi i tij, kerkoj pafajesine.E shkruajti hetuesi kete.

**Po ju tregoj mbi torturat**

Vjeshte 1974 dimer 1974-75.

Ja se çfar torturash benin tani futur ne birruce qe roiste uje rreth e rrotull provokatoret, u kisha bere lufte nervash, plak pa fuqi te rrish me ta, kater here diten kater here naten te therrisnin ne hetuesi. U thame me sinqeritetin me te madh edhe per ate zot qe une e besoj qe na ka krijuar ne dhe eshte nje. Simbas ligjit duhej te ishte buka 600 gram – ja çfar benin ata, komandanti i birrucave Bajram Rrapi nga Fratari, sa veta ishim ne kundershtaret e komunizmit, buket jepeshin tre te prera ne dite, ne mengjes, ne dreke, ne darke. Prisnin per ne 50 gram ne vakt dhe e çonin ne fund te shportes. me ordinere ishin birrucat plot kur te ishin 10 nga ne ordinere do te ishin 100 apo me shume. Buket tona rrinin gjithmone ne fundin e shportes, i nxirrnin gjithmone perpara ordineret dhe spiunet qe rrinin ne birruce me neve, do dilte gjithmone me pare shkonte ne banje kthehej merte buken e gjellen dhe vinte ne birruce, mbasi mbaronin te gjithe ata atehere fillonim ne, por duke mos e pare njeri-tjetrin, mbaronim pune ne banje dhe ktheheshim dhe mernim gjellen e futeshim ne birruce, buka ishte 40-45gram deri ne 50gram ne vakt. Ne mengjes, ne dreke, ne darke i njejti avaz. Gjella kur ishin grosh (une them me zot, me allah e me perendi se dikush therret allah, dikush o perendi disa o zot, ky eshte nje

e shok nuk ka) kishte pjata 3-4 dhe ndonje here 5 kokrra, makarona 5-6, kurse orizi 7-8 kokrra ne nje vakt. Ja se çfar i benin gjelles tone, mbasi pregatisnin gjellen e policise mernin 4-5 luge gjelle, luge guzhine e hidhnin ne nje kazan me uje te ftohte e trazonin dhe na I jepnin neve. Persa i takonte ardhjes nga shtepia ishte kjo: 1 kg. sheqer, 1 kg. biskota dhe 7 paketa, kush e pinte duhanin se une nuk e kam pire kurre. Ne 15 dite keto i çonin ne nje raft se bashku me ordineret, njeri me sy nuk shihje nga te shtepise, por komandanti i birucave ti jepte nje here ne dore, do mbaje aq sa do haje nje here dhe pastaj I merrte Bajram Rrapi dhe i çonte tek rafti dhe i hanin ordineret e sidomos spiunet, nje here haje dhe me nuk kishe. Une si Hysni nuk qendroja dot ne kembe se me merreshin kembet dhe bija ne toke, kisha nja 1300 leke qe mi kishin marre ne kontroll kur me arrestuan u ankohesha kur vinin prokuroret per kontroll dhe ata me thoshin te tregohesha i sinqerte, hetuesit me thoshin; prano se ke bere politike kunder komunizmit- atehere edhe neve do te japim ndihmat tona. Une u thosha nuk kane çfar thone deshmitaret tuaj, genjejne, atehere genjen qeveria me thoshin e…? Me nxuaren Shahin Refitin, i vellai i Qemal Refitit nga Ngjeqari, djalin e Qemalit, nuk pranova gje, kur shikoj me sollen Bajram Menen, komunist, shef i gjendjes civile te ballshit, bashke ne nje dhome me mua, por me thene te verteten desha te ikja qysh diten e pare por per mos u dhene te kuptonte sigurimi ndenja, por si ai qe rri varur sidomos une qe

e njihja mire. Kisha vetem kaq me te – mirmengjes, mirembrema, por keta “shahit jallane” ishin te mesuar nga hetuesit e nga operativet. Kur e pane se nuk nxoren dot gje tjeter atehere futen spiunet e tyre dhe thane: Hysniu ka thene; nuk rrohet me nje kazem,- brigadieret i vene te rinjte ne moshe dhe nuk dine hakun e punetorit, - aeroplanet amerikane jane me te mire se gjithe te tjeret e zones komuniste. Keto akuza kisha une, nuk pranova asgje, u denova me leter te bardhe. Me 25 janar 1975 me nxuaren ne gjyq, nuk pranova asgje se nuk kisha çfar tu thosha, kryetarja e gjyqit Vangjelina Shkodrani nuk me la te flisja, u foli vete deshmitareve Petref Refiti me gjithe nipin e tij, nje çun I vogel, nuk ja dija emrin dhe Bajram Mena komunist, keta rane ne kundershtim me njeri-tjetrin dhe kryetari i nxori jashte nga salla e gjyqit se filloi e po qeshte populli, e mbylli gjyqin duke thene per mungese te deshmitareve, qe skane asnje fakt, u percillet organeve te sigurimit per deshmitare te tjere. Une shkova ne birruce, ne ato tortura te tmershme. Une vetem kaq thashe: ata genjejne, smundesha te thosha se jane mesuar nga te tjeret se te fusnin ne agjitacion te hapur figurativ dhe denim me vdekje, nje here kisha qene i denuar me vdekje. Vazhdonin torturat. Tani me merte edhe Dhimiter Shkodrani zevendes shef i hetuesise ne pyetje. Kaluan Nentor, Dhjetor 1974, Jjanar, Shkurt, Mars 1975. Me 25 Mars me nxoren prape ne gjyq, kishin sjelle dy fshatare te mite, njerin Cane Liko Kaziaj, tjetrin Hasan Çela, i ri

ne moshe, nuk donte te genjente e ngaterronte muhabetin, e pa kryetarja dhe i tha qendro. Pyeti Cane Likon, ky Caneja 56 vjeç ne ate kohe kishte qene me nacionalizmin me mua deri ne fund por tani spiun, e pyeti kryetarja si eshte puna- "i tha Caneja – ishim ne klubin e Rroskovecit te gjithe tok por Hysniu me Petrefin ishin afer" sa larg ishe ti i tha kryetarja-" une iu pergjigj Caneja - pese tavolina larg isha" e di mire klubin e Rroskovecit tha kryetarja mbasi e pyeti tre here radhe. more matuf- I tha kryetarja ky Hysni qe ka bere 21 vjet burg do dali te mbaje konference ne klubin e Rroskovecit por ti i tha kryetarja, je larg me mua 1 meter dhe gjysmat e fjaleve te mia degjon dhe jo pese tavolina larg, e paske degjuar ti! I nxori perjashta, per mungese faktesh te deshmitareve i percillet hetuesise. Me shpune ne birruce, nga hetuesi Luan Bega me tha: çfar frike ka pasur hasmi yt nga ti qe te beri kete te keqe- une iu pergjigja- e dinte Hysnine e para 30 vjeteve, por une nuk kam gje me te i thashe se ai eshte si xhaxhai im perderisa ka pire gjak me xhaxhane tim vellane e babait. Edhe prokurori me sulmonte shume ne drejtimin e kapjes time qe kisha qene ne arrati. E pane qe skishte vertetime, me prune nje Lime Brahushin nga fshati Mbers dhe tha dy fjale: 'jame takuar ne nje perrua te thelle, eshte nje çezem me tha Hysniu, mos u merzit se ketu do rrije italia" kete person e vuri ne tallje prokurori se ky ishte denuar nja pese here si ordiner,

por ketu ishin tre vete nga te sigurimit dhe po degjonin.
Me daten 11.11.1980 u ngrysa ne Graçan.
Nga dt. 12.11.1980 deri me dt. 22.11.1980 ndenja tek vellai Aguri. Tani ishte perkeqsuar shume gjendja, Enveri ishte bere ujk terbuar, njeriu hante njerine, çdo gje behej vetem naten dhe ardhja tek une behej vetem naten, festat dhe faljet fetare beheshin vetem naten, ne qofte se dikush hapte gojen pse u prishe Xhamia ose Kisha apo ndonje vakef menjehere e arrestonin e fusnin ne biruce. Motrat apo niprit dhe mbesat erdhen me vonese dhe naten, se diten kishin frike. Me dt. 23.11.1980 mora rrugen dhe vajta tek qendra e cooperatives, i thashe brigadierit se ku do te punoj dhe me tha merr kosoren se do te presesh ferrat, ledhi shume i gjate me nje ferre te madhe 10 vjet e pa prere, ketu duheshin dy veta nje ta hiqte me krrabe e nje ta priste me kosore. Ai me çoi mua vetem, hengra dynjane me kete ferre te madhe dhe ne oren tre mbasdite shkoja te nxirrja kashte per qet e brigates, kjo pune ishte e veshtire se kashta ishte e kalbur nga shiu duhej ndare me dore veç te miren e veç te kalburen, do prisje deri ne oren shtate te darkes qe te vinte te ngarkoje qerren dhe do e shkarkoje ne deren e stalles, gjithashtu do e fusje brenda. Ne oren tete te darkes do shkoja ne shtepi, pasi mbaroi ferra, do hiqja gure me dore, ne debore apo ne shi dhe kashta ishte e vazhdueshme. Dimri ishte shume i eger dhe i tmerrshem. Tete dite pune ne Nentor dhe 31 dite pune

ne Dhjetor 1980. hyri Janari i 1981, thoshin te gjithe njerezit pa perjashtim. Hysniu vdiq. Une vajta ne fundin e vdekjes, sepse vuaja dhe nga majahaselli, kisha dhe emoragji. Vellai ishte dhe vet i tete, i semure me spondelit ne kollone te kurrizit, shume here femijet ishin pa ngrene. Hyri Prilli ndryshoi koha, tashti pata nje shprese se shpetova nga vdekja. 100 leke te vjetra, merrje ne qofte se beje normen, por nuk kishte kurre asnje i ri ta merrte dhe jo me une plaku. Ishte 250 metro qilizem me bel nuk behet as nje çerek i norms, 2 (dy) dynym prerja e pyllit, na jepte brigadieri 14 pika d.m.th. 14 leke te vietra, vinin normistet, jo eshte gabim, kondoja nuk lejon, vetem 9 pika, 9 leke te vjetra, zbritu 5 pika , u rrit aq shume tani qe une po ju shruaj 6 dylym, korrja e lulediellit, 6 dylym, korrja e duhanit, 3 dylym korrja e misrit, ta mbledhesh, ta besh nuska dhe ta lidhesh, 32 kv plehe bagetie ta ngresh ne krah ta çosh 1000-1500-2000 meter larg, 1200 metro prashitja e duhanit e lulediellit e misrit e korrjes se grurit, kjo eshte norma e komunizmit.
Nga populli nuk degjoj tjeter gje veçse, buke, buke, para per buke, veç buke, buke. Brigadieri vinte verdalle si kaposhi shqerak qe u vinte verdalle pulave, nuseve dhe çupave u thote ; se ke bere mire, nuk ta mare dorezim. Karakteri i popullit ka humbur fare uria e ka pllakosur kete popull. Pranvere dhe vere 1981, vendosa te beja disa kursime te rrepta, me qellim qe te blija nje radio, qe te flasi ne koluben time. Me

15.02.1981 e mora radion fshehurazi, ne oren 8 te mbremjes degjova zerin e Amerikes, ne te cilen flitej mbi torturat çnjerezore qe beheshin ne Shqiperi dhe per burgjet, thuhej se te denuarit merreshin nga burgu dhe denoheshin perseri, por nuk tha qe dhe pushkatohen nga burgu, rrine deri ne 6 muaj ne biruce pa drita tha, por une ndenja 8 muaj. Te tjere kane ndenjur dhe 12-16-20 muaj, une duke degjuar radion e duke qare. Aty nuk kishte njeri, se po ta merrnin vesh, aty aty ne vend me arrestonin e nja 10 vjet burg. Tani une vendosa ne veten time, -kam qendruar ne arrati mjaft kohe, kam bere 27 vjet burg, gjithmone me uri te tmerrshme, do vendose te shtrengoj rripin dhe tashti sa te bleje nje radio dhe ashtu bera. Filluan kumbullat shqerake, thanat, manat e ferres, gorricat, une kisha djalin e nje shokut tim po i eshte vrare babai, kishte mana te bute, me dha ca mana te zinj, por te mire. Gjate kesaj vere bera mjaft kursime te tmerrsheme, por haja nga keto pemet dhe ne dt. 03 Tetor bleva radion tjeter Çeke, 8000 leke te vjetra. Sa per rroba kam vetem ato pale qe kam sjell nga burgu, u kam vene arne mbi arne deri sot, jorgan, dysheke, jastek dhe krevat, por kur bleva radion u be zhurme shume e madhe, fare e fisi u tremben, ndersa vellezerit vune duart ne koke, prit, arrestimin me thoshin, na more me qafe, çfare bere keshtu, shite radion, aman aman, me thoshin. Edhe te tjeret nuk me linin te qete, me thoshin se e bleva per te degjuar Ameriken, etj. Çfare nuk thoshin per mua, me gjithe ate lufte qe me

bene, une nuk do ta shisja per asgje ne bote, e hapja vetem 30 minuta nga ora 8-8.30 te mbremjes, kur jepej zeri i Amerikes dhe asnjehere tjeter nuk e hap dhe me shume kujdes. Muajt e veres dhe muaji I pare d.m.th. (vjeshta e pare) e 1981-it ka qene ne muajt e kursimit qe shtrengoja rripin, dhe me 3 Nentor 1981 shkova ne Berat, fshehurazi te gjitheve, vellezerve dhe farefisit se nuk donin qe une te largohesha as edhe nje ore nga shtepia, pasi kishin pare keq ne arrestimin e burgut te dyte qe u thoshin se Hysniu ka bere mbledhje ne Elbasan, Tirane, Shkoder, Korçe, etj. Kjo ishte genjeshtra komuniste, per te genjyer ne popull, se çdo njeri qe arrestohet e ka mbushur kupen. Une mora nje djale nga lagja, e quajne Haki Saliaj, u nisem nga Shpiragu dhe vajtem ne Berat ne mengjes shpejte, une isha veshur me rroba te vjetra, te vinte veshtire te me shikoje se nuk kisha asnje rrobe veç kostumin e stofit Angleze, bija ne sy.
Ne bishtin e ures se Gorrices ne Berat, takova nje shok burgu, Kadri Seiti nga Karkanjozi i Beratit, ndenja 5 minuta me te, pastaj ika, i pame dyqanet me radhe, por nuk gjetem gje. U kthyem shpejte, kur erdhem ne Velabisht, aty pyetem ne nje dyqan te vogel, gjetem e bleme dhe erdhem ne shtepi ne darke. E mbajta disa dite fshehur por doli, me pas u more vesh me patjeter. Tani dimri 1981-1982, punoje vetem per buken e gojes, dimri bente punen, ne anen tjeter pleqeria, gjithashtu vuajtjet dhe trupi i dobet. Gjithe dimrin shiu apo bora, brigadieri me ka dhene detyren,

per te nxjerre gure nga arat duhet ti çoja ne ane, duhet ti ndaja ne meter kube, me tha se norma ishte 7 meter kub, me tha se do te vinte ti maste ai çdo 15 dite. Arat i ka bere traktori shume te gjera, a meren guret nga mezi i ares e ti nxjerresh ne ane neper balte e neper bore? Gure te medhenj me varre si thyej dot, per ti nxjerre ne ane si nxjerre dot, duart jane ne balte e ne ngrica e ne debore, me bie te fiket, i fus duart ne xhepa por me kot ato jane te gjithe diten ne akull e ne balte, orari duhet i perpiket, se nje minute te ikesh te demaskojne, duke thene "armike, Nacionaliste-kelysh i Mitat Frasherit, i Tefik Sfirit, i Kadri Cakranit etj. efj.
Muaji Mars 1982.
Ky muaji Mars 1982 tjeter metode na thote brigadieri, "Hysni ti do rrish ne shtepi sa te lajmeroj une kur te hapet pune, do te dergoje te vish ne pune".
Kete manover qe bene brigadieri! pse e bene valle, e bene qe une te nxjerr ndonje fjale nga goja qe me njehere te me fusin ne burg?
Ju lutem shume brezave te ardhshem, kujt ti bien ne dore keto shkrimet e mia, ndonje njeriu te ndershem, Nacionalist ti shkruaj ne libra, sepse une si nje Shqiptar i thjeshte, per Shqiperine, Kosoven e Çamerine u vendosa ne nje ideal, i dhashe fund jetes time, pa krijuar familje, pa pasur bir apo bije, jetoj ketu ne nje kasolle te vjeter, prane nje ferre, afer kalon nje rreke e vogel, ne dimer me pak uje, ndersa ne

behar e thate, nuk pyet askush ne se jam i gjalle apo ne kam vdekur.
Po e shkruaj sot ne daten 21.03.1982, jam pa pune, ketu ne kasolle, eshte e diel, nga nje Marsi e deri sot pa pune, brigata hedh pleh, mbushin djemte e rinj, e hapin ne are djemte e rinje plehun, “juve thote brigadieri, jeni pleq kur te dale pune”. E çfare do ha une si Hysni, plak jam, djale s’kam, vajze s’kam pensione s’kam, e pse valle me thote mua brigadieri “kur te dalin pune u lajmeroje une” kjo ka kuptimin e vet. Llafosem me veten time i them vetes ah sikur t’me kishte bere Zoti te ditur, ose te kisha pasur mundesine te kisha mbaruar shkolle te larte dhe tani ne kete kohe te shkruaja libra te tera dhe ta beje rresk i madhi Zot dhe ti gjente ndonje dore ashtu si deshiroj une dhe ti shtypte ne libra ne kohen kur ta beje rresk Zoti dhe te zhduket Komunizmi. Dt. 22.03.1982 pa pune kur te dale pune u lajmeroje une thote brigadieri, e gjithe brigata ne pune. Ne vitin 1982 erdhi brigadieri i ri, e njohim shume mire, i lig ne shpirt, spiun i rrezikshem, e ka future operativi per te treguar ndonje fjale sa me te vogel mos kenaqesie dhe pastaj hekurat dhe ne biruca. Dt. 22.03.1982 u merzita shume, u nisa e shkova tek Rexhep Lika ne mullirin e Lofkendit. Rexhepi eshte nje shoku im i kohes se çetave Nacionaliste ne kohen e Tefik Sfirit, kam qene bashke ne lufte kunder Fashizmit Italian, shpetoje pa u arrestuar, e ka kaluar gjithmone minolla(mullixhi), une vete tre here ne muaj, eshte rreth 100 vjeç, mua si

Hysni nuk me ka ngelur njeri tjeter veç se ky Rexhep dhe Radioja. Rexhepin para 6 vjeteve e vodhen, parate, te gjitha e çfare pati e ku pati dhe e dine se kush e ka vjedhur jane 6 veta por keta njerez jane te komunizmit nuk i merr njeri ne burg.

Sot me dt. 23.03.1982, e marte, i vajta brigadierit e i thashe kam 15 dite pa pune ku do gjej te ha buke, djale s'kam, vajze jo, si eshte kjo pune me se do rroj une, i them une- Enveri shkruan ne historine e parties komuniste se kundershtaret burgosen por kur dalin nga burgu u gjendet pune qe te jetojne dhe ata, ai mu pergjigj: "Hysni ti ke lexuar librat e jashtem, por urdherat e brendeshme sekrete i ke lexuar?", ju pergjigja: eee kini ndonje urdher sekrete, "po" mu pergjigj brigadier Mehmet Hazizi nga Graçani. Ne kete bisede ishin Luan Dine Saliaj, vjeç 16, Xhevair Laze Çela, Safet Mahmut Isufaj nga 25 vjeç dhe Hasan Dine Beqiraj, i cili eshte si une se ka qene ne burg.
Sot me dt. 24.03.1982 na futi ne pune ne nje shkoze dhe ferre te madhe, dy dylym norma morem nga 9 pika d.m.th. 9 leke te vjetra. Ne ora 12, 24 mars 1982 e lame punen per te ngren dreken, shikojme para nesh Gazi i deges(makina e policies), vellait tim i ra çereja e verdhe se mendoi se mos kish ardhur per mua, por dhe mua me dogji, por nuk e shfaqa nga jashte, pyeta kush kish ardhur, me thane operative dhe i plote fuqishmi, kishin marre kryetarin e pushtetit dhe dy

rojet, ç'u kishin thene s'di gje une dhe kishin marre ne telefone sekretarin e parties ne Rriban. Sot me dt. 25 Mars, te cilen ne Muhamedanet e kemi dite Novruzi. Punoje ne regjen me uje te glasave te pulave, per tua hedhur grurit. Kam vetem nje zoge te rritur, ka 6 jave qe po me pjelle cdo dite me bene nje veze por ysmet i beje mire, 7 pula kisha verselitur por te 7 mi vodhen, te shohim kete, ne komunizem nuk gjetke njeri te mos vjedh, njeriu per njerine eshte : ujke, spiun, imoralist dhe hajdut, as dhe nje levizje me te vogel se me njehere ta kane vjedhur dt. 25 mars 1982 tani ndodhem ne krevatin tim, ne kolibe bene ftohte jam prane reflektorit, ora 7.00. Data 26 mars 1982 nuk ka pune me tha brigadieri "po deshe shko ne pyllin e shtetit nxirre 300 kerraba per hangarin e duhanit, ose hunje te gjate dhe te trashe, 'por atje eshte e ndaluar i thashe, gjoba eshte 100 leke fija, 300 dru te trasha si nxjerr dot per 6 dite, "shko te shtepia me tha", shkova ne pyll nxorra 60 cope, me zuri nje puntor i pyllit, me fali e me tha, mos hajde me se te zuri roja ose tekniku te keputi ne mes dhe te proçedoi ne gjyq. Do rri pa pune nuk do vete me. Sot ne dt. 26.3.1982 na lexuan gazeten qe shkruante Enver Hoxha mbi Kooperativen e Cakranit dhe mbi heroizmat e popullit te Mallakastres, se shokun e tij e vrau, Mehmetin. Kryetari pushtetit tha dhe keto: "Mehmeti vrau veten po donte te bente ne nje 20 shtepi nje pike shitje dhe ca gjera te tjera po ne nuk na del hesapi ashtu", sot ne dt. 27, pa pune brenda ne kasolle, se i ruhem ndonje

raporti e me fusin ne burg. Dt. 28.03.1982 punoj ne qilizem me 250 metro norma, une nuk bej dot 20-25 metra, vendi i keq mendohem e them, o Zot i madh si do i vej halli. Dt. 29.03.1982 punoj afer zyrave, me thirri nje djale i nje shokut tim, “Xha Hysniu hajde ne zyre”.
Kjo ishte ne zyren e llogarise por une mendova se per ne zyren e pushtetit, e...thashe me veten time arrestim. Me dt. 31.03.1982 punova rrugen kryesore qe ishte ngjeshur gjate dimrit nga hajvanaja. Tani mbillet duhan, radion po e degjoj. 01.04.1982 punova anet dhe kreret e arave, jam i vetmuar ketu ne kasolle dhe radio Washingtonin s’po e degjoj dot nuk e di pse se gjeje dot. 02.04.1982, mbolla miser me kazme. Dt. 03.04.1982 mbolla miser me kazem dhe mora leket per 15 dite pune, 30 leke te reja, te vjetra 300 leke, mua me duhen 450 leke vetem buke ne 15 ditesh, si do rroj une i varferi po keshtu marin te gjithe, veç klases aristokrate komuniste.
Dt. 04 prill 1982 mbolla miser me kazem, anet e arave, mora 11 pike dua dhe 9 pike te plotesoj buken, haja lakra. Kjo date e soçme eshte date e tradhetise qe me bene, 04.04.1950. Dt. 05.04.1982 mbolla miser me kazem mora 22 pike, zieva hidhes vetem me kripe dhe hengra. Dt. 06.04.1982 mbajta gure ne krah, me 14 pika, keshtu i thote kooperativa por ne i themi 14 cantime ne dite. Sot ne dt. 06.04.1982, ne drake valova uje e bera persheshe me kripe e hengra. Sot dt. 07 prill 1982 hoqa gure nga ara, u keputa nga mezi,

erdha ketu ne kasolle. Dt. 08 prill 1982 mbolla miser me kazem nxora vetem buken e gojes, me darke me tha brigadieri neser prap ne mbjellje miser. Sot ne mengjes dt. 09.04.1982, brigadieri e hengri fjalen, nuk ka pune tha, ne vendin tim çoi dy djem te rinj spiune. Dt. 10.04.1982 u paraqita ne pune, me çoi ne pyllin e aranitasit te nxirja dru te trasha per kooperativen, a i nxirrja dot une i varferi vetem me nje cope buke thate? Dt. 11 prill 1982, pa pune thash brigadierit, mu pergjigj “Ti ke leke te rrish 10 vjet pa pune”. Sot dt. 12.04.1982, i thashe çfare do ha sot jepen leket une marre 30 leke, me futi ne nje qilizem per 11 pika d.m.th. 11 leke. Dt. 13.04.1982 pa pune, dt. 14.04.1982, dua pune u thashe, shko prashit lule dielli me thane, po jam qorr u thashe nje dylym norma me shume barishte, punova mora 15 leke te vjetra, duhen e 5 leke te merren 700 gram buke. Dt. 15 prill 1982 prap ne lule dielli erdha po beje nje kaçamak, per te marre gjelle nuk kam. Dt. 16.04.1982 hodha pleh kimik grurit norma eshte 2 leke per 500 metro.

Germim me nje dylym norma bera 300 metro. Dt. 20.04.1982, kapsitje me nje dylym norma bera 200 metro, dt. 27.04.1982, berje kanali ne grure, norma 9 metro kupe bera 1.5 nje metro e gjysem, patem dhe nje konference nga nje istruktore i komitetit te partise se kishin bere letra pa firma rinia, per pa drejtesine qe behet ne pune mbi hateret, por kjo eshte e ditur qe spiunet e njerzit e tyre do perkrahen, populli ka dajak, neve nuk nxjerrim dot buken e muajit, ai istruktori i

partise mua s’mi hoqi syte asnjehere dyshonin se mos i kisha shtytur une. Sot me dt. 22.04.1982, s’ka pune me tha brigadieri vajta ne Ballesh, u ngjita pulle çizmeve, tani jam ketu ne kasollen time, kisha nje dore bath poi zjej..

Dt. 23.04.1982, me çuan ne kufi me Ngjeqarin, prashitje lule dielli, une nuk shoh, nuk dallohet lulja ka shume rrepice, nxjerr gjysmen e bukes 1 leke te reja, erdhi agranomja dhe pergjegjesi i sektorit me kontrolluan, ne dreke erdhi sekretari partise na tha; ja i poshteri Mehmet Shehu ka pasur direkt lidhje me CIA-n Amerikane.

Date 2 Maj 1982. Punova qilizem ne toke me gure dhe mora 11 pike. Domethene, 11 centimetra ose 400 gram buke. Kjo eshte ne te gjithe populllin. Data 3 Maj 1982. Shkova ne pyll per kunja. Norma ishte 300 cope. Po te zinte roja e pyllit merrje nje gjobe prej 100 leke copa. Nxorra 100 copa dhe mora 33 leke te vjetra. Data 4 Maj 1982. Kisha prashtije misri me Fenjez, norma me bare ishte 1 dylym. Buka nuk u nxorr. Erdhi agronomeja me pergjegjesin e sektorit. Na humbi dita kot. Data 5 Maj 1982, prape prashitje misri me Fenjez. Sot rreth 7 veta nuk na i morri brigadieri ne dorezim dhe humbem 2 dite pune. Data 6 Maj 1982. Sot mora 3 ore leje gjoja per te blere nje triko pambuku ne dyqanin e Fetahut. Fshehurazi shkova ne Cfir tek Flamur Tefiku, i biri i Komandantit tone. Bisedova dhe u kenaqa shume. Flamuri ishte shume keq ne mes te njerezve te keqinj. Data 8 Maj

t’harrje misri ne Fenjez me norme prej 4 dylym. Tani jam duke degjuar radio Prishtinen. Jane duke folur per patriotet dhe vellezerit tane kosovare. Thote se jane zbuluar 56 organizata nacionaliste. Flet shume keq per vellezerit tane kosovare. Mallkuar qofshin ato vende qe atdheun tone Shqiperine e ndane ne tre pjese. Une Hysni Shaban Saliaj nga katundi i Ngracanit ne Mallakaster, dua me mish e me shpirt ate race, ate shtet qe Shqiperise i jep tokat qe i takojne Shqiperise. Nga ora 7 deri ne 7.30 degjova radio Prishtinen. Jam duke qare se flet kunder nacionalisteve vellezerve tane. Nga ora 7.30 deri ne 8 degjoj radio Mosken. Me duket si kembore e prishur. Radio Washingtonin nuk e degjoj dot sepse me humbi qe ne fillim te Prillit. Degjoj vetem pak fjale. Data 13 Maj tarrje misri. pune dhe drejte e ne kasolle pa biseduar me njeri. Si rron ky popull fshatar dhe une bashke me te per nje cope buke. 15 ore pune ne dite. 21 Maj prashitje misri. Doli hapur lufta e klasave. S’ka pleqeri apo semundje, ne punen me te rende. Tani ne darke jam duke lexuar librin qe ka nxjerre spiuni i Stalinit qe ka degjeneruar popullin Shqiptar. Thote; spiuno, ose futu ne burg. Edhe ne burg me cdo menyre i bene spiuna. Ne liber tregon se si i ka vrare shoket e tij. Ky liber eshte “Rreziku Anglo – Amerikan nga Enveri”. Midis te tjerave thote “Me tha misioni anglez Nen Kolonel Like qe dua te takoje me Zotin Tefik Cfirin dhe me luftetaret mallakastriote”. Ja se kush eshte Enver Hoxha. Spiuni i Stalinit ka vetem hallin e postit. Nuk

e doja se luften e ka bere nacionalizmi dhe jo komunizmi. Ne kete liber flet per ne, ne faqen 207. Sot me date 25 Maj populli kishte mbledhje se une nuk qasem ne mbledhje. U komunikua mbi martesen, le ta marre kusheriri i dyte per grua kusheriren. Te gjithe njerezit aty vune duart ne koke duke thene “C’eshte kjo”, por une rrija ne heshtje pa folur sepse spiunet ishin gati. Ja si doli fjala e Tefik Cfirit qe thoshte se do marri per grua vellai motren. Ka ngelur vetem Hoxha se dhe motren do ia jepte vellait. Njelloj eshte motra dhe kusherira. Mbaroi ky popull!. Por une si budalla qe jam se kam bere 27 vjet burg, jam i matufjosur. Nuk qenka gje, paskan qene shume qe e duan kete zgjedhe, por mua me gjithe shoke na tradhtuan me menyrat me djallezore dhe prape spiunet nuk kishin derman. Me 27 Maj, vajta ne Ballsh, rregullova opingat dhe cizmet, por mbasi mbarova pune u nisa per ne fshat. Tek ura e Gjanices takova disa fshatare te mite, Hasan Celen me Teme dhe Sherif Shanaj jane kooperativist dhe pergjegjesin e sektorit Taip Shanaj, dy fshatare ne uzinen e Ballshit. Te gjithe me morren dhe me cuan ne mence. “Hajde shplodhemi dhe ikim bashke” me thane. U futem brenda dhe u ulem ne karrige. Filluam te hanim buke. “Po ti nuk ha” me thane. “Hengra atje siper” u thashe. Kisha ngrene buke thate 10 lekshe se nuk kisha leke i varferi, keshtu qe hengra nje cope buke thate. Shikoja pergjegjesin e sektorit, dhe ai nuk ishte fort mire, hengri shume pak. Shikoja personelin e uzines, rritur

barku bere si fuci, ber zverku si demat e rraces. Aristokracia e Komunizmit, spiunat e Enver Hoxhes dhe djalit te Stalinit. Midis ketyre njerezve ishin dhe dy fshatare te mite, Arshin Hazizaj dhe Avdurraman Shanaj. Une shikoja me vemendje pjatat me mishe. Me tre kater lloje gjelle dhe mburreshin duke thene “Ne futemi ne deren e uzines, rregjistrohemi dhe i kemi te marra 325 leke”. Kjo eshte e vertete se per ta punonin fshataresia kooperativiste nga ora 5 e mengjesit deri ne oren 8 te mbremjes, me nje norme prej 10 fishin. Data 29-30 Maj 1982, mbjellje duhani aksione pa leke se jane paguar leket. Date 10 qershor u vizitova te Doktor Llami Gallani. Mora nje recete. Punova mbasdite deri ne oren 3.30 minuta dhe u nisa per ilacet. Shkova ne Dardhebukur, Roskovec, Zharrez dhe diten e dyte me date 11 Qershor u gdhiva ne Fier por ilace nuk gjeta dot. Ne oren 9.22 minuta hipa ne tren dhe vajta ne Ballsh. Ketu e dija qe s’kishte por pyeta kot edhe ketu s’kishte. U nisa avash per ne shtepi. 2 ore e bera. 15 Qershor korrje gruri. patem dhe dy grindje; e para nje djale i ri i perkedhelur, Gjolek Fejzullahu ofendoi brigadierin. Erdhi Kryetari i pushtetit Ali Karaman Hazizaj, pergjegjesi i sektorit Taip Shanaj dhe agronomeja Burbuqe Meci. E kritikuan kete djale, por e cuditshme ishte e dyta: Dy djem kulaku Skender dhe Riza Mucaj, babane ia quanin Haxhi. Ka bere 3 here burg. Haxhiu ka bere dy here nga 3 vjet burg dhe nje here 2 vjet, gjithsej iu bene 8 vjet burg. Per Haxhine e di

mire qe eshte me damke spiuni sepse ne vitin 1954 u denua ne Tirane. Iu be nje gjyq i fshehte qe te mos i dilte sekreti i spiunimit dhe gjate kampeve e dinim me prova dhe dokumentat e vertetojne, por sot u vertetua se dhe dy djemte e tij, spiuna, sidomos Skender Haxhi Muçaj spiun me damke, u jane vrare 2 (dy), veta nga komunistat, Tefiku, baballek e vrane komunistet ne rremuje e siper, Skender Bilon e vrane me gjyq ne vitin 1945, por ky Skenderi xhaxhai i ketij Shkenderi qe eshte sot, ishte me Çeten tone Nacionaliste por bente poshtersira, nje dite ky Skender Bilo Muçaj me nje djal te ri Hysen Benga nga Drenija dhe zbret ne katundin Marinez te Fierit dhe ne emer te komandes, kerkon 5000 napolona, e rrethuam ne, nga dy anet dhe nga Balli Kombetare dhe Komunizmi, meqe ishte kenete na iku, familja e hapur spiuna, çupa e halles time i ka bere spiune me 7 vula, por komunizmi spiunet i shfrytezon dhe prap ne burg i kalb. Dt. 16.06.1982, korra grure bera 240 metro, duhet te mos mbetet asnje kalli gruri ne toke, korrja duhet te jete pas dheut, norma eshte 900 metro. Dt. 03.07.1982, tarrje misri, nga dhemballet u permiresova, se zieva rrenjet e shpendres dhe e mbajta ne goje, gjithmone i vetmuar, vije ketu ne kolibe rri vetem, radion e shita se me hipi e gjithe vllazeria siper, aty dhe nena 90 vjeçare ia kishin mbushur mendjen se “Hysniu degjon radiot e huaja” e pash se u be alarmi i madh shkoi zeri ne sigurim. Dt. 06.07.1982, mbledhje bari me tre (3) kv, norma nuk mblidhet dot, nuk ka, dhe nga

gjarperinjt eshte rrezik. Me dt. 16.07.1982, me erdhi ne dreke shoku im, Flamur Tefik Cfiri. Dt. 09.08.1982, shkova ne Sinje te doktori por ishte ne zbor, s'mbarova dot pune, me zuri nje shi i vogel kur erdha buket ishin mbaruar se ndari, mbeta pa dreke e pa darke, se mengjes hengra ne Sinje ne dt. 09 ne darke i vajta brigadierit per pune, me tha “shko dhe beje gropa per shtyllat e hangarit. Sot ne dt. 10.08.1982, vajta ne pune pa dreke e pa darke diten e pare, pa mengjes sot, tani ne dreke kur kthehem gjeta nje grumbull njerzish qe po prisnin nje dru lopate, midis tyre kishte dhe njerez pa pune edhe kryetari pushtetit bashke me ta, me qe ketu ne sektorin tone behet buka shume shume e keqe qe se hane as qente, kishin ne goje biseden e bukes, flitesh per buken shume te keqe midis tyre dhe nje fare Halim Islami vete ne pune te shtetit dhe gruan ne furrin e bukes, spiune i komunizmit, na thote ne, “le te lehin qente se s'kam qeder, s'me behet vone”, shikoni se ku ka arritur pashtersia e njerezimit te komunizmit. Erdha ne kasollen time i dhashe leket nje çupes se vellait t'me merrte buke vajti ne radhe ndenji 2 (dy) ore por nuk mori dot se buket u mbaruan, i moren ata qe qene me te forte, mbeta dhe sot ne dreke pa buke ja se si eshte puna ime dhe e shume te tjereve si une, do shkoj ne pune pa buke, dt. 10.08.1982.

Duke e perfunduar jeten me te gjitha fatkeqesite e tij. Ne daten 16.09.1982, ne oret e mesdites kur po kthehej ne shtepi hipen per te marr dy rrush per te ngrene me buke ne dreke aty thyhet dega dhe bije nga pema, paralizohet krejtesisht, e marrim e shtrojme ne spitalin e Fierit me shpresa te humbura, por dhe mjeket thane se nuk ka shpetim, e mbajten te shtruar per 25 dite rresht, per sherbim te koka i ndenji vellai yne, Fatmiri.
Mbas kesaj dite e nxoren nga spitali per 10 dite me radhe i sherbyem te gjithe te koka vellezer e motra, nena e kunatat niper e mbesa ne daten 19.10.1982 vdiq u nda nga ne njehere e pergjithmone.

Per vuajtjet e tua
Qe su sosem kurre
Po te shkruaj keto vargje
Po me zemer gure.

Kur i kujtoj sot
30 vjet me radhe
Syte i mbush me lot
Vuajtje te pa pare.

Kur ti u denove
Veç me pushkatim
Jeta ty t'u fal
Vetem per ndertim.

Gjithe veprat e vendit
Kudo ke punuar
Une te vija pas
S'kam per t'i harruar.

Sot qe u çliruam
E bera roman
Kush do ta lexoje
Po nga njerzit tane.

Sistemi te la
fare pa martuar
Niper edhe mbesa
Ty te kane vajtuar.

O regjim i shkrete
Pate jete te gjate
U bere shushunje
Ne na pive gjak.

Çfare qe ajo dite
Ajo dite e shkrete
Qe ty te genjeu
Dhe te morri jete.

Kampet edhe burgjet
Nuk i numeroj dot
Vepra dhe kanale
Qe jan edhe sot.

Nena dhe babai
Vdiqen te malluar
Sepse ishin pleq
Vdiqen pa takuar.

Une ditarin tend
E mbajta sekret
Brendea dollapit
E dija une vet.

I ruhesha sigurimit
Mos ta dije njeri
Sepse ata
Me binte tek ti.

Vellezer e motra
Te kujtojme me mall
Per te pare me sy
Te beme lapidar.

Nga vella Aguri

I burgosur përjetë dhe me nder,
jo i njollosur në jetë dhe pa vlerë,
I pa ngrënë kohë të gjatë por i aftë,
i pa mbrojtur në hekura por i lartë,
I pa larë në ujin e perëndisë,
por i pastër nga drita e mirësisë,
Shumë i ashpër për të mbrojtur të vërtetën,
dhe i zoti për t'luftuar me jetën,
Asnjëherë su frikësove nga plumbi,
as topi as murtaja nuk të tundi,
U largove shumë shpejt nga kjo jetë,
i pa harruar do të mbetesh dhe shumë i shtrenjtë.

**Nga Nipi**